

الجزء ٨ الحزب ١٥

۞ وَلَوۡ أَنَّنَا نَزَّلۡنَآ إِلَيۡهِمُ ٱلۡمَلَٰٓئِكَةَ وَكَلَّمَهُمُ ٱلۡمَوۡتَىٰ وَحَشَرۡنَا
عَلَيۡهِمۡ كُلَّ شَيۡءٖ قُبُلٗا مَّا كَانُواْ لِيُؤۡمِنُوٓاْ إِلَّآ أَن يَشَآءَ ٱللَّهُ
وَلَٰكِنَّ أَكۡثَرَهُمۡ يَجۡهَلُونَ ١١١ وَكَذَٰلِكَ جَعَلۡنَا لِكُلِّ نَبِيٍّ
عَدُوّٗا شَيَٰطِينَ ٱلۡإِنسِ وَٱلۡجِنِّ يُوحِي بَعۡضُهُمۡ إِلَىٰ بَعۡضٖ
زُخۡرُفَ ٱلۡقَوۡلِ غُرُورٗاۚ وَلَوۡ شَآءَ رَبُّكَ مَا فَعَلُوهُۖ فَذَرۡهُمۡ وَمَا
يَفۡتَرُونَ ١١٢ وَلِتَصۡغَىٰٓ إِلَيۡهِ أَفۡـِٔدَةُ ٱلَّذِينَ لَا يُؤۡمِنُونَ بِٱلۡأٓخِرَةِ
وَلِيَرۡضَوۡهُ وَلِيَقۡتَرِفُواْ مَا هُم مُّقۡتَرِفُونَ ١١٣ أَفَغَيۡرَ ٱللَّهِ أَبۡتَغِي
حَكَمٗا وَهُوَ ٱلَّذِيٓ أَنزَلَ إِلَيۡكُمُ ٱلۡكِتَٰبَ مُفَصَّلٗاۚ
وَٱلَّذِينَ ءَاتَيۡنَٰهُمُ ٱلۡكِتَٰبَ يَعۡلَمُونَ أَنَّهُۥ مُنَزَّلٞ مِّن رَّبِّكَ
بِٱلۡحَقِّۖ فَلَا تَكُونَنَّ مِنَ ٱلۡمُمۡتَرِينَ ١١٤ وَتَمَّتۡ كَلِمَتُ رَبِّكَ
صِدۡقٗا وَعَدۡلٗاۚ لَّا مُبَدِّلَ لِكَلِمَٰتِهِۦۚ وَهُوَ ٱلسَّمِيعُ ٱلۡعَلِيمُ
١١٥ وَإِن تُطِعۡ أَكۡثَرَ مَن فِي ٱلۡأَرۡضِ يُضِلُّوكَ عَن سَبِيلِ ٱللَّهِۚ إِن
يَتَّبِعُونَ إِلَّا ٱلظَّنَّ وَإِنۡ هُمۡ إِلَّا يَخۡرُصُونَ ١١٦ إِنَّ رَبَّكَ هُوَ
أَعۡلَمُ مَن يَضِلُّ عَن سَبِيلِهِۦۖ وَهُوَ أَعۡلَمُ بِٱلۡمُهۡتَدِينَ ١١٧ فَكُلُواْ
مِمَّا ذُكِرَ ٱسۡمُ ٱللَّهِ عَلَيۡهِ إِن كُنتُم بِـَٔايَٰتِهِۦ مُؤۡمِنِينَ ١١٨


(111) Ata nuk do të besonin edhe sikur t'u përgjigjeshim e t'ua sillnim atyre mrekullitë që kërkonin. Sikur t'u zbrisnim engjëj që t'i shikonin e sikur t'u flisnin atyre të vdekurit për Vërtetësinë e mesazhit tënd, ata përsëri nuk do të besonin, përveçse po të donte Allahu që të udhëzonte ndonjërin prej tyre. Por shumica e tyre nuk e dinë këtë gjë, prandaj edhe nuk kthehen nga Allahu, që t'ua mundësojë të gjejnë udhëzimin.

(112) Kështu siç të sprovuam ty me armiqësinë e idhujtarëve, Ne i sprovuam edhe profetët e tjerë para teje, duke bërë që secili prej tyre të kishte armiq prej njerëzve dhe xhindeve të këqinj, që do të mashtronin njerëzit me dyshime e duke ua zbukuruar të pavërtetën. Po të donte Allahu që të mos e kishin bërë këtë, ata nuk do ta kishin bërë dot. Por Ai i lejoi ta bënin atë, si një sprovë, prandaj lëri ata në shpifjet, mosbesimin dhe kotësinë e tyre e mos u shqetëso për ta.

(113) Kjo bëhet në mënyrë që ata të ndikohen prej dyshimeve që ia thonë njëri-tjetrit dhe zemrat e atyre që nuk e besojnë Botën Tjetër t'i pranojnë ato, të kënaqen dhe të bëjnë gjynahet që kanë bërë deri tani..

(114) Thuaju, o i Dërguar, idhujtarëve të tillë që, krahas Allahut, adhurojnë të tjerë: "A është e logjikës që unë të pranoj për gjykatës mes meje e jush dikë tjetër përveç Allahut, ndërkohë që Allahu ka zbritur Kuranin si sqarues për çdo gjë?!" Ndërkohë edhe hebrenjtë, të cilëve u kemi dhënë Teuratin dhe të krishterët të cilëve u kemi dhënë Inxhilin, e dinë se Kurani që të është zbritur ty përmban tërësisht të Vërtetën, pasi kjo gjendet e përmendur në librat e tyre, prandaj mos u bëj dyshues për atë që po të shpallet.

(115) Kurani është në shkallën më të lartë të Vërtetësisë, për këshillat dhe lajmet që përmban. Fjalët e Tij janë të pandryshueshme. Ai i dëgjon të gjitha fjalët e robërve të Vet dhe i di mirë ato. Atij nuk i fshihet asgjë prej tyre, por Ai ka për t'i dhënë shpërblimin e duhur atij që përpiqet të ndryshojë Fjalët e Tij.

(116) Nëse do të ishte caktuar që ti, o i Dërguar, të ndiqje shumicën e njerëzve që janë mbi tokë, ata do të të kishin devijuar ty prej fesë së Allahut. Por ligji i qëndrueshëm i Allahut ka bërë që e Vërteta të jetë gjithmonë me pakicën, pasi shumica e njerëzve ndjekin veç hamendësime të pabaza, siç është hamendja se idhujt që ata adhurojnë mund t'i afrojnë me Allahun, çka nuk është e vërtetë.

(117) Zoti yt, o i Dërguar, është më i Dijshmi lidhur me atë që zgjedh devijimin në vend të Rrugës së Tij, siç është edhe më i Dijshmi lidhur me ata që janë të udhëzuar, sepse Atij nuk i fshihet asgjë.

(118) Prandaj, o njerëz, hani vetëm prej asaj që është therur në emër të Allahut, nëse vërtet besoni në argumentet e Tij të qarta.

### Mësime nga ajetet:

- Qëllimi më i rëndësishëm për njeriun duhet të jetë ndjekja e së Vërtetës, të cilën duhet ta kërkojë nëpërmjet rrugëve që ka sqaruar Allahu. Ai pastaj, duhet të veprojë sipas saj, të kërkojë mbështetjen e Zotit në ndjekjen e saj dhe të mos mbështetet vetëm në forcat e veta.
- Aspekt i drejtësisë kuranore ndaj pakicës të ditur besimtare është fakti që ai ia atribuon padituriné dhe devijimin shumicës së njerëzve.
- Prej ligjeve të Tij të pandryshuara lidhur me krijesat është dalja e armiqve njerëz dhe xhinde kundër profetëve dhe ndjekësve të tyre, pasi e Vërteta njihet edhe nëpërmjet të kundërtës së saj.
- Kurani është i vërtetë në informacionet që jep dhe i drejtë në gjykim. Në lajmet e tij nuk gjendet asnjë informacion që të bie ndesh me realitetin. Në gjykimet e tij nuk ka asgjë që e kundërshton të Vërtetën.



119 O besimtarë, çfarë ju ndalon të hani nga mishi i therur në emër të Allahut? Allahu jua ka sqaruar se çfarë është haram, të cilin ju keni detyrë të mos e hani, përveçse kur jeni të detyruar nga vështirësitë e rrethanave, pasi vështirësia e lejon të ndaluarën. Në fakt, shumica e idhujtarëve i largojnë ndjekësit e vet prej së Vërtetës me anë të ideve të mbrapshta, duke përfituar prej injorancës së tyre, kur i lejojnë ato që Allahu i ka bërë haram, siç është mishi i ngordhësirës, apo kur i ndalojnë ato që Allahu i ka lejon, siç janë bagëtitë e shënjuara *bahire*, *uesile*, *hami* e të tjera kafshë të ngjashme. Vërtet, Zoti yt, o i Dërguar, është më i Dijshmi lidhur me ata që i tejkalojnë kufijtë e Tij dhe se ka për t'ua dhënë atë që ata meritojnë për tejkalimin e kufijve të Tij.

120 Hiqni dorë, o njerëz, nga gjynahet, qofshin ato në publik apo në fshehtësi, pasi ata që kryejnë gjynahe do të marrin prej Allahut atë që ata meritojnë.

121 O besimtarë, mos konsumoni prej atij (mishi) që nuk është therur me emrin e Allahut, qoftë duke ia dedikuar dikujt tjetri përveç Tij apo jo. Ngrënia e tij është dalje prej bindjes së Allahut dhe kundërshtim i Tij. Vërtetë që shejtanët përhapin dyshime në mesin e ndjekësve të tyre duke u inspiruar atyre dyshime, në mënyrë që t'ju kundërshtojnë lidhur me konsumimin e të ngordhurës. Nëse ju, o muslimanë, do t'i ndiqnit dyshimet që ata hedhin rreth lejueshmërisë së të ngordhurës, ju dhe ata do të ishit njësoj në shirk (idhujtari).

122 A barazohet ai që ishte i vdekur, para se ta udhëzonte Allahu, për shkak të mosbesimit, padijes dhe gjynaheve e që pastaj Ne e ringjallëm me anë të besimit, dijes dhe bindjes, me atë që gjendet në errësirat e femohimit, të padijes e të gjynaheve dhe nuk arrin të dalë prej tyre, sepse i janë ngatërruar rrugët dhe errësira ia ka bllokuar shtigjet?! Siç iu hijeshuan idhujtarëve shirku, konsumi i të ngordhurës dhe polemikat e kota, ashtu iu hijeshuan edhe jobesimtarëve gjynahet, në mënyrë që t'u jepet dënimi i dhembshëm që e meritojnë Ditën e Gjykimit.

123 Siç ndodhi me parinë e idhujtarëve në Mekë, që pengonin të tjerët prej Rrugës së Allahut, ashtu ka pasur çdo vendbanim udhëheqës të pushtetshëm, që vepronin me marifete dhe intriga në rrugën e Shejtanit dhe i luftonin të dërguarit dhe pasuesit e tyre. Realiteti është se intrigat dhe kurthet e tyre u kthehen vetëm atyre, por ata nuk e kuptojnë diçka të tillë, për shkak të injorancës dhe pasimit të dëshirave të veta të kota.

124 Kur parisë së jobesimtarëve u vjen ndonjë argument që Allahu ia zbret të Dërguarit të Vet, ata thonë: "Nuk do të besojmë, derisa të na japë Allahu shpallje edhe neve, ashtu siç u ka dhuruar profetëve". Allahu u përgjigjet se Ai e di më mirë se kush e meriton shpalljen dhe bartjen e përgjegjësisë së saj dhe cilin përzgjedh për t'i dhënë profetësinë. Të tillë tiranë do t'i përfshijë poshtërimi, për shkak të mendjemadhësisë së treguar ndaj së Vërtetës, si dhe dënimi i ashpër për shkak të intrigave të tyre.

### Mësime nga ajetet:

- Në parim, të gjitha gjërat dhe ushqimet janë të lejuara. Prandaj, nëse nuk ka ardhur nga feja ndonjë argument që i ndalon, ato mbesin të lejuara.
- Çdokush që flet në emër të fesë pa pasur dije për atë që flet, apo që i thërret njerëzit tek një gjë për të cilën nuk e di se a është e vërtetë apo e pavërtetë, ai është arrogant, keqbërës ndaj vetvetes dhe njerëzve. I njëjti gjykim vlen edhe për këdo që jep fetva (vendime fetare), ndërkohë që nuk është i aftë për të këtë gjë.
- Dobia e besimtarit nuk është e kufizuar vetëm tek vetja e tij, por e tejkalon atë duke u sjellë dobi të gjithë njerëzve.




فَمَن يُرِدِ ٱللَّهُ أَن يَهۡدِيَهُۥ يَشۡرَحۡ صَدۡرَهُۥ لِلۡإِسۡلَٰمِۖ وَمَن
يُرِدۡ أَن يُضِلَّهُۥ يَجۡعَلۡ صَدۡرَهُۥ ضَيِّقًا حَرَجٗا كَأَنَّمَا
يَصَّعَّدُ فِي ٱلسَّمَآءِۚ كَذَٰلِكَ يَجۡعَلُ ٱللَّهُ ٱلرِّجۡسَ عَلَى ٱلَّذِينَ
لَا يُؤۡمِنُونَ ١٢٥ وَهَٰذَا صِرَٰطُ رَبِّكَ مُسۡتَقِيمٗاۗ قَدۡ فَصَّلۡنَا
ٱلۡأٓيَٰتِ لِقَوۡمٖ يَذَّكَّرُونَ ١٢٦ ۞لَهُمۡ دَارُ ٱلسَّلَٰمِ عِندَ الحزب ١٥
رَبِّهِمۡۖ وَهُوَ وَلِيُّهُم بِمَا كَانُواْ يَعۡمَلُونَ ١٢٧ وَيَوۡمَ يَحۡشُرُهُمۡ
جَمِيعٗا يَٰمَعۡشَرَ ٱلۡجِنِّ قَدِ ٱسۡتَكۡثَرۡتُم مِّنَ ٱلۡإِنسِۖ وَقَالَ
أَوۡلِيَآؤُهُم مِّنَ ٱلۡإِنسِ رَبَّنَا ٱسۡتَمۡتَعَ بَعۡضُنَا بِبَعۡضٖ وَبَلَغۡنَآ
أَجَلَنَا ٱلَّذِيٓ أَجَّلۡتَ لَنَاۚ قَالَ ٱلنَّارُ مَثۡوَىٰكُمۡ خَٰلِدِينَ فِيهَآ
إِلَّا مَا شَآءَ ٱللَّهُۗ إِنَّ رَبَّكَ حَكِيمٌ عَلِيمٞ ١٢٨ وَكَذَٰلِكَ نُوَلِّي
بَعۡضَ ٱلظَّٰلِمِينَ بَعۡضَۢا بِمَا كَانُواْ يَكۡسِبُونَ ١٢٩
يَٰمَعۡشَرَ ٱلۡجِنِّ وَٱلۡإِنسِ أَلَمۡ يَأۡتِكُمۡ رُسُلٞ مِّنكُمۡ
يَقُصُّونَ عَلَيۡكُمۡ ءَايَٰتِي وَيُنذِرُونَكُمۡ لِقَآءَ يَوۡمِكُمۡ
هَٰذَاۚ قَالُواْ شَهِدۡنَا عَلَىٰٓ أَنفُسِنَاۖ وَغَرَّتۡهُمُ ٱلۡحَيَوٰةُ ٱلدُّنۡيَا
وَشَهِدُواْ عَلَىٰٓ أَنفُسِهِمۡ أَنَّهُمۡ كَانُواْ كَٰفِرِينَ ١٣٠



(125) Atij, që Allahu dëshiron ta mbështesë për të gjetur Rrugën e Drejtë, ia zgjeron kraharorin, duke ia bërë të përshtatshëm për të pranuar Islamin. Ndërsa atij, që Allahu dëshiron ta braktisë e të mos e mbështesë për të gjetur udhëzimin, ia bën gjoksin të ngushtë për ta pranuar të Vërtetën. Kështu, e Vërteta nuk arrin të depërtojë në zemrën e tij, ashtu siç ai nuk mund të ngrihet vetë e të depërtojë në lartësitë qiellore. Ashtu siç e bëri gjendjen e të humburit një situatë mbytëse, Allahu do ta bëjë të atillë edhe dënimin mbi ata që e mohojnë Atë.
(126) Kjo fe, që ne e kemi urdhëruar për ty, o i Dërguar, është Rruga e Drejtë e Allahut, e cila nuk ka dredha. Kështu i sqarojmë Ne argumentet për atë që ka mendje dhe mprehtësi për të kuptuar shpalljet e Allahut.
(127) Për ta do të jetë Banesa, në të cilën do të shpëtojnë prej çdo telashi e që është Xheneti. Allahu është Ndihmuesi dhe Mbështetësi i tyre, shpërblim ky për veprat e mira.
(128) Përkujto, o i Dërguar, Ditën kur do t'i bashkojë Allahu të dyja bashkësitë, njerëzit dhe xhindet, e do t'u thotë: "O bashkësi e xhindeve! Vërtet që ju e keni devijuar shumicën e njerëzve dhe i keni penguar prej Rrugës së Allahut!" Aty do thonë ndjekësit e tyre nga mesi i njerëzve, duke iu përgjigjur Zotit të tyre: "O Zoti ynë, secila palë prej nesh ka përfituar prej palës tjetër. Xhindet përfituan nga nderimi i njerëzive për ata dhe njerëzit përfituan duke plotësuar dëshirat nëpërmjet xhindeve. Kështu vazhduam, derisa arritëm afatin e fundit që Ti kishte caktuar për ne e që është Dita e Gjykimit." Atëherë, Allahu thotë: "Zjarri do të jetë vendqëndrimi juaj, ku do të jeni përgjithmonë, përveç kohës që dëshiron Allahu". Ajo është koha e caktuar nga çasti i ringjalljes e derisa të hyjnë në Xhehenem, pasi kjo periudhë është përjashtuar prej Allahut nga përjetësia e tyre në Zjarr. Zoti yt, o i Dërguar, është i Urtë në atë që Ai cakton dhe rregullon. Ai është i Gjithëdijshëm rreth robërve të Vet, si dhe kush e meriton këtë dënim.
(129) Siç i bëmë xhindet e pabindur padronë të disa njerëzve në mënyrë që t'i devijojnë, kështu e bëmë çdo keqbërës kujdestar për një keqbërës tjetër, që ta nxisë për keq e ta shtyjë drejt saj, si dhe ta armiqësojë me të mirën e ta bëjë që të heqë dorë prej saj; si ndëshkim ndaj tyre, për shkak të gjynaheve që ata bënin.
(130) Në Ditën e Gjykimit do t'u themi: "O shoqëri e xhindeve dhe e njerëzve! A nuk ju erdhën të dërguar njerëz, që ju lexuan shpalljet që Allahu zbriti për ju, duke ju paralajmëruar për takimin e kësaj dite, Ditës së Gjykimit?!" Thonë: "Sigurisht, ne sot e pohojmë kundër vetes sonë, se të dërguarit e Tu na e patën informuar për takimin e kësaj dite, por ne i quajtëm gënjeshtarë të dërguarit e Tu dhe e quajtëm të rremë takimin e kësaj dite." Ata i mashtroi jeta në dynja me bukuritë dhe të mirat e përkohshme të saj. Kështu, ata dëshmojnë kundër vetes se në jetën e dynjasë nuk i kanë besuar Allahut dhe të dërguarve të Tij. Por ky pranim e besim nuk do t'u vlejnë atyre, për shkak se koha e tyre ka kaluar.

**Mësime nga ajetet:**

- Ligjësitë e Allahut për humbjen dhe udhëzimin tregojnë se ato vijnë nga Allahu, pra Ai i ka sjellë në ekzistencë, por që të dyja janë veprime të vullnetshme të njeriut, pas vullnetit të Allahut.
- Kujdesi i Allahut ndaj besimtarëve shkon sipas veprave të tyre të devotshme: sa më shumë të shtohen veprat e tyre të mira, aq më shumë shtohet kujdesi i Tij ndaj tyre dhe e kundërta.
- Prej ligjësive të Allahut është që çdo keqbërësi t'i vërë mbi kokë një keqbërës të ngjashëm me të, që ta shtyjë atë për punë të këqija dhe ta pengojë prej të mirave e ta bëjë të heqë dorë prej tyre.


سُورَةُ الأَنۡعَامِ ١٤٥ الجُزۡءُ الثَّامِنُ

ذَٰلِكَ أَن لَّمۡ يَكُن رَّبُّكَ مُهۡلِكَ ٱلۡقُرَىٰ بِظُلۡمٖ وَأَهۡلُهَا
غَٰفِلُونَ ١٣١ وَلِكُلّٖ دَرَجَٰتٞ مِّمَّا عَمِلُواْۚ وَمَا رَبُّكَ
بِغَٰفِلٍ عَمَّا يَعۡمَلُونَ ١٣٢ وَرَبُّكَ ٱلۡغَنِيُّ ذُو ٱلرَّحۡمَةِۚ
إِن يَشَأۡ يُذۡهِبۡكُمۡ وَيَسۡتَخۡلِفۡ مِنۢ بَعۡدِكُم مَّا
يَشَآءُ كَمَآ أَنشَأَكُم مِّن ذُرِّيَّةِ قَوۡمٍ ءَاخَرِينَ ١٣٣
إِنَّ مَا تُوعَدُونَ لَأٓتٖۖ وَمَآ أَنتُم بِمُعۡجِزِينَ ١٣٤ قُلۡ يَٰقَوۡمِ
ٱعۡمَلُواْ عَلَىٰ مَكَانَتِكُمۡ إِنِّي عَامِلٞۖ فَسَوۡفَ تَعۡلَمُونَ
مَن تَكُونُ لَهُۥ عَٰقِبَةُ ٱلدَّارِۚ إِنَّهُۥ لَا يُفۡلِحُ ٱلظَّٰلِمُونَ ١٣٥
وَجَعَلُواْ لِلَّهِ مِمَّا ذَرَأَ مِنَ ٱلۡحَرۡثِ وَٱلۡأَنۡعَٰمِ نَصِيبٗا
فَقَالُواْ هَٰذَا لِلَّهِ بِزَعۡمِهِمۡ وَهَٰذَا لِشُرَكَآئِنَاۖ فَمَا كَانَ
لِشُرَكَآئِهِمۡ فَلَا يَصِلُ إِلَى ٱللَّهِۖ وَمَا كَانَ لِلَّهِ فَهُوَ
يَصِلُ إِلَىٰ شُرَكَآئِهِمۡۗ سَآءَ مَا يَحۡكُمُونَ ١٣٦ وَكَذَٰلِكَ
زَيَّنَ لِكَثِيرٖ مِّنَ ٱلۡمُشۡرِكِينَ قَتۡلَ أَوۡلَٰدِهِمۡ
شُرَكَآؤُهُمۡ لِيُرۡدُوهُمۡ وَلِيَلۡبِسُواْ عَلَيۡهِمۡ دِينَهُمۡۖ
وَلَوۡ شَآءَ ٱللَّهُ مَا فَعَلُوهُۖ فَذَرۡهُمۡ وَمَا يَفۡتَرُونَ ١٣٧

EL-EN'AM 145 JUZ 8

(131) Kjo është arsyeja e dërgimit të profetëve te njerëzit dhe xhindet, pra, që askush të mos dënohet për gjynahet e tij, para se t'i vijë një i dërguar apo para se t'i arrinte thirrja. Ne nuk e kemi dënuar asnjë popull, pa dërguar njëherë profetët dhe lajmëtarët Tanë.
(132) Secili do t'i ketë gradat sipas veprave të veta. Në këtë mënyrë, nuk do të jetë njësoj ai që bën shumë të këqija me atë që bën pak dhe as pasuesi nuk do të jetë i njëjtë me udhëheqësin. Po ashtu, nuk mund të jetë i barabartë as shpërblimi i atyre që bëjnë vepra të mira. Zoti yt nuk është i pavëmendshëm ndaj veprimeve të tyre, përkundrazi Ai vëzhgon mbi ta dhe Atij nuk i fshihet asgjë. Ai ka për t'i shpërblyer të gjithë, sipas veprave që kanë bërë.
(133) Zoti yt, o i Dërguar, nuk ka nevojë për krijesat e Veta dhe as për adhurimin e tyre, siç nuk i sjell mosbesimi i tyre asnjë lloj dëmi. Por edhe pse nuk ua ka nevojën, Ai i mëshiron. Po të dëshironte shkatërrimin tuaj, o ju njerëz gjynahqarë, Ai do t'ju shfaroste me dënim. Pastaj do të sillte njerëz të tjerë që i besojnë dhe i binden, ashtu siç ju krijoi juve prej një brezi tjetër para jush.
(134) Ato që po ju premtohen, o jobesimtarë, si ringjallja, tubimi, llogaria dhe dënimi, janë fakte të pashmangshme. Ju nuk do të mund t'i shpëtoni Zotit tuaj duke ia mbathur, pasi Ai do t'ju kapë për koke dhe do t'ju dënojë me ndëshkimin e Vet.
(135) Thuaj, o i Dërguar: "O njerëz, ju vazhdoni të qëndroni në rrugën tuaj, në mosbesimin e devijimin ku jeni, pasi unë e kreva detyrën time dhe jua shpalosa faktet në mënyrën më të qartë! Unë nuk shqetësohem për mosbesimin dhe devijimin tuaj, por do t'i qëndroj të Vërtetës në të cilën jam, e ju keni për ta kuptuar më vonë se për kë do të jetë fitorja në këtë botë, kush do ta trashëgojë tokën dhe për kë do të jetë banesa e Botës Tjetër". Idhujtarët kurrsesi nuk kanë për të shpëtuar, as në këtë botë e as në botën tjetër. Përkundrazi, fundi i tyre do të jetë dështimi, sado që të jenë dëfryer në jetën e kësaj bote.
(136) Idhujtarët trillojnë adhurime për Allahun, duke i kushtuar Atij të korra dhe kafshë që Ai i ka krijuar. Pastaj pretendojnë se një pjesë e tyre janë për Allahun, ndërsa një pjesë tjetër për idhujt e monumentet e tyre. Por kushtimet e tyre për idhujt nuk mund të jenë lëmoshë për ata që Allahu ua ka caktuar me ligj që të përfitojnë nga lëmosha si: fukarenjtë dhe nevojtarët. Ndërsa dedikimet e tyre për Allahun mund t'ua kushtonin edhe idhujve të tyre. Sa e keqe është kjo ndarje e tyre!
(137) Shejtani ua hijeshoi idhujtarëve këtë gjykim të padrejtë, ashtu siç ia hijeshoi një pjese prej tyre që të vrisnin fëmijët e vet nga frika e varfërisë. Kështu ai donte t'i shkatërronte ata përmes vrasjes së të pafajshmëve, gjë që Allahu e ka ndaluar, si dhe t'ua ngatërronte atyre fenë, që të mos dinin më se çfarë ishte e lejuar dhe çfarë e palejuar. Po të donte Allahu që ata të mos e bënin diçka të tillë, ata nuk do ta kishin bërë, por Ai deshi që ajo të ndodhte, për shkak të një urtësie absolute. Prandaj lëri, o i Dërguar, të tillë idhujtarë bashkë me shpifjet dhe gënjeshtrat e tyre ndaj Allahut, pasi kjo nuk të dëmton në asgjë. Çështjen e tyre lërja Allahut.

### Mësime nga ajetet:

- Dallimi i krijesave në shkallë të ndryshme sipas veprave, gjynaheve, adhurimeve do të sjellë domosdo edhe dallimin në shkallën e dënimit dhe të shpërblimit
- Allahu i qorton idhujtarët për shtatë cilësi që janë: dështimi, mendjelehtësia, padija, bërja haram e riskut që ka falur Allahu, shpifja ndaj Allahut, devijimi dhe mosudhëzimi. Nga këto të shtata, vetëm një prej tyre është shkak i mjaftueshëm që ata të konsiderohen të pavlerë.
- Pasimi i shejtanit sjell në mënyrë të pashmangshme devijimin prej natyrshmërisë së pastër njerëzore. Kjo arrin deri në atë shkallë, saqë njeriu të tmerrshmen ta konsiderojë të mirë, siç është vrasja e fëmijëve nga frika e varfërisë apo barazimi i idhujve me Allahun e Larmadhërishëm.



(138) Gjithashtu, idhujtarët thanë: "Këto bagëti dhe të korra janë të ndaluara", sipas besytënive të trilluara prej tyre, duke e lejuar ngrënien e tyre vetëm për njerëzit që ata dëshironin, siç ishin shërbyesit e idhujve. Gjithashtu, thoshin: "Këto kafshë ndalohen të shalohen, t'u hipet e të ngarkohen" Të tilla ishin kafshët e quajtura: Bahirah, Saibah dhe Hamij. Për këto kafshë, gjithashtu, nuk përmendej emri i Allahut gjatë therjes së tyre, por ato thereshin në emër të statujave të tyre. Të gjitha këto trillime ia mveshnin Allahut, duke thënë se këto (rregulla) ishin prej Tij, mirëpo Allahu ka për t'u dhënë ndëshkimin që meritojnë, për shkak të shpifjes së tyre në emër të Tij.

(139) Ata thoshin: "Nëse ato që mbajnë në bark Saibet dhe Bahiret lindin të gjalla, ato janë hallall për meshkujt tanë dhe haram për gratë tona, por nëse ato lindin të ngordhura, atëherë lejohen të hahen si për meshkujt edhe për femrat." Allahu i Lartësuar, për shkak të këtyre fjalëve, ka për t'u dhënë atë që meritojnë. Ai është i Urtë në vënien e ligjeve dhe komandimin e çështjeve të krijesave të Veta, si dhe i Gjithëdijshëm për ta.

(140) Janë shkatërruar ata të cilët i vrasin fëmijët e tyre për shkak të mendjelehtësisë dhe injorancës së tyre. Po kështu edhe ata që e i konsideruan haram bagëtitë të cilat Allahu i bëri furnizim të lejuar për ta, duke ia mveshur këtë gënjeshtër Allahut. Vërtet që ata janë larguar prej Rrugës së Drejtë e madje as nuk kanë qenë ndonjëherë të udhëzuar në të.

(141) Allahu i Lartmadhëruar është Ai i Cili i krijoi të gjitha kopshtet e gjera në sipërfaqen e tokës, me bimë pa kërcell dhe me bimë të larta me kërcell (trungje). Është Ai që e krijoi edhe palmat e hurmave arabe, me frut të llojeve të ndryshme, në ngjyra dhe në shije; Është Ai që e krijoi edhe ullirin dhe shegën, të cilët gjethet i kanë të ngjashme por (fruti dhe) shijet e tyre janë të ndryshme. Pra, hani prej frutave të tyre, kur ato të prodhojnë dhe jepni zekatin e tyre në ditën e vjeljes dhe mos i shkelni kufijtë e fesë lidhur me konsumin dhe dhënien e tyre lëmoshë, pasi Allahu nuk i do ata që i shkelin kufijtë e Tij në lidhje me to, madje Ai zemërohet me ta. Në të vërtetë, Ai që krijoi të gjitha këto është po Ai i Cili edhe ua lejoi ato robërve të Vet, prandaj nuk u takon idhujtarëve që t'i bëjnë ato haram.

(142) Ai i krijoi për ju edhe kafshët, disa prej të cilave përdoren për t'u ngarkuar, siç janë devetë e rritura. Disa syresh nuk përdoren për një gjë të tillë, siç janë të vegjlit e devesë apo dhentë. Prandaj konsumojini, o njerëz, këto që Allahu i ka krijuar si begati për ju e të cilat jua ka bërë hallall. Mos ndiqni gjurmët e shejtanit, duke i konsideruar hallall ato që Allahu i ka bërë haram (rreptësisht të ndaluara) apo duke i bërë haram ato që Allahu i ka bërë hallall, siç bëjnë idhujtarët. Vërtet, Shejtani është për ju armik i hapur, i cili dëshiron që ju të kundërshtoni Allahun.

## Mësime nga ajetet:

- Dëshirat vetjake janë një shkak i konsiderimit haram të asaj që Allahu e ka bërë hallall dhe të konsiderimit hallall të asaj që Allahu e ka bërë haram (rreptësisht të ndaluar).
- Zekati (lëmosha e detyrueshme) është bërë obligim edhe për të korrat dhe të vjelat gjatë mbledhjes së tyre, ashtu siç nuk ka problem të hahet para se të nxirret zekati i tyre duke mos e llogaritur atë në zekat.
- Të kënaqurit me mirësitë e Allahut duke mos i shpërdoruar dhe shkelur kufijtë në lidhje konsumimin dhe dhënien e tyre lëmoshë.



سُورَةُ الأَنۡعَامِ ١٤٧ الجُزۡءُ الثَّامِنُ

ثَمَٰنِيَةَ أَزۡوَٰجٖۖ مِّنَ ٱلضَّأۡنِ ٱثۡنَيۡنِ وَمِنَ ٱلۡمَعۡزِ ٱثۡنَيۡنِۗ
قُلۡ ءَآلذَّكَرَيۡنِ حَرَّمَ أَمِ ٱلۡأُنثَيَيۡنِ أَمَّا ٱشۡتَمَلَتۡ عَلَيۡهِ
أَرۡحَامُ ٱلۡأُنثَيَيۡنِۖ نَبِّـُٔونِي بِعِلۡمٍ إِن كُنتُمۡ صَٰدِقِينَ ١٤٣
وَمِنَ ٱلۡإِبِلِ ٱثۡنَيۡنِ وَمِنَ ٱلۡبَقَرِ ٱثۡنَيۡنِۗ قُلۡ ءَآلذَّكَرَيۡنِ
حَرَّمَ أَمِ ٱلۡأُنثَيَيۡنِ أَمَّا ٱشۡتَمَلَتۡ عَلَيۡهِ أَرۡحَامُ ٱلۡأُنثَيَيۡنِۖ
أَمۡ كُنتُمۡ شُهَدَآءَ إِذۡ وَصَّىٰكُمُ ٱللَّهُ بِهَٰذَاۚ فَمَنۡ
أَظۡلَمُ مِمَّنِ ٱفۡتَرَىٰ عَلَى ٱللَّهِ كَذِبٗا لِّيُضِلَّ ٱلنَّاسَ بِغَيۡرِ
عِلۡمٍۚ إِنَّ ٱللَّهَ لَا يَهۡدِي ٱلۡقَوۡمَ ٱلظَّٰلِمِينَ ١٤٤ قُل لَّآ أَجِدُ
فِي مَآ أُوحِيَ إِلَيَّ مُحَرَّمًا عَلَىٰ طَاعِمٖ يَطۡعَمُهُۥٓ إِلَّآ أَن يَكُونَ
مَيۡتَةً أَوۡ دَمٗا مَّسۡفُوحًا أَوۡ لَحۡمَ خِنزِيرٖ فَإِنَّهُۥ رِجۡسٌ أَوۡ
فِسۡقًا أُهِلَّ لِغَيۡرِ ٱللَّهِ بِهِۦۚ فَمَنِ ٱضۡطُرَّ غَيۡرَ بَاغٖ وَلَا عَادٖ
فَإِنَّ رَبَّكَ غَفُورٞ رَّحِيمٞ ١٤٥ وَعَلَى ٱلَّذِينَ هَادُواْ حَرَّمۡنَا
كُلَّ ذِي ظُفُرٖۖ وَمِنَ ٱلۡبَقَرِ وَٱلۡغَنَمِ حَرَّمۡنَا عَلَيۡهِمۡ
شُحُومَهُمَآ إِلَّا مَا حَمَلَتۡ ظُهُورُهُمَآ أَوِ ٱلۡحَوَايَآ أَوۡ مَا ٱخۡتَلَطَ
بِعَظۡمٖۚ ذَٰلِكَ جَزَيۡنَٰهُم بِبَغۡيِهِمۡۖ وَإِنَّا لَصَٰدِقُونَ ١٤٦

EL-EN'AM 147 JUZ 8

(143) Ai ka krijuar për ju tetë lloje bagëtish (*katër çifte: dhen, dhi, gjedh dhe deve*), nga të cilët një çift prej dhenve dhe një çift dhive. Pyeti, o i Dërguar, idhujtarët: "Vallë, Allahu i Lartësuar i bëri haram dy meshkujt (e lindur bashkë) prej tyre, për arsyen se janë meshkuj?!" Nëse të thonë: "Po!", pyeti përsëri: "Atëherë, përse i konsideroni haram femrat?! Apo mos Ai ua ka ndaluar dy femrat (e lindura bashkë), për arsyen se ato janë femra?!" Nëse thonë: "Po!", atëherë pyeti: "Përse, atëherë, i konsideroni haram meshkujt?! Apo mos, vallë, Ai i ndaloi ato që janë të përziera (mashkull e femër) në mbarsjen e dy femrave (të lindura bashkë) për arsyen se janë të përzier në mbarsje?!" Nëse thonë: "Po!", pyeti përsëri: "Atëherë, përse bëni dallime mes atyre që kanë lindur bashkë prej një mbarsjeje, duke e konsideruar haram herë mashkullin e herë femrën?! Më ktheni, pra, përgjigje– o idhujtarë – sipas asaj dijeje të saktë, ku ju bazoheni, nëse jeni të sinqertë në pretendimin tuaj se këto ndalime janë prej Allahut."

(144) Ndërsa pjesa tjetër e llojeve prej tetëshes, janë: çifti prej deveve dhe çifti prej lopëve.
Pyeti idhujtarët, o i Dërguar: "Vallë, Allahu i bëri haram ato që ju i konsideroni të tilla, për arsye se (ata që kanë lindur dyshe) janë meshkuj, se janë femra apo se janë të përzier (mashkull dhe femër) në një mbarsje?! Apo mos vallë ju - o idhujtarë - ishit të pranishëm - sipas pretendimit tuaj - kur ju porositi Allahu për t'i bërë haram ato?! Askush nuk mund të jetë më keqbërës e më kriminel sesa ai që trillon në emër të Allahut gënjeshtra, duke ia dedikuar Atij bërjen haram të diçkaje që Ai nuk e ka bërë haram, në mënyrë që kështu t'i devijojë njerëzit prej Rrugës së Drejtë, duke mos u mbështetur në asnjë dije që mund të merret për bazë. Por Allahu nuk ua mundëson udhëzimin keqbërësve, për shkak të trillimit të gënjeshtrave ndaj Tij.

(145) Thuaj o i Dërguar: "Në atë që më është shpallur mua, nuk gjej diçka që të jetë e ndaluar, përveç asaj që ka ngordhur para se të therej, gjakut të rrjedhshëm, mishit të derrit, që është haram i pisët; apo asaj që është therur duke mos u përmendur emri i Allahut (pa Bismilah), siç është e therura në emër të idhujve etj. Ai që detyrohet nga vështirësitë (të konsumojë prej tyre), nuk merr gjynah, sepse Zoti yt, o i Dërguar, është Falës i atij që është i detyruar, nëse ai konsumon prej saj (aq sa të mbijetojë) dhe i Mëshirshëm me të.

*Pasi Allahu i përmendi ushqimet që i ka bërë haram për muslimanët, përmendi edhe ato që Ai ua pati ndaluar më herët edhe hebrenjve, për të sqaruar se bagëtitë e ndaluara nga idhujtarët, nuk kishin asnjë bazë në Shpalljen e Allahut, por ata ndiqnin vetëm gjurmët e shejtanit:

(146) Përveç këtyre kafshëve, Ne u ndaluam hebrenjve edhe ato që nuk ishin njëthudrake, siç janë deveja dhe struci; sikurse ua ndaluam edhe dhjamin e lopëve e dhenve, përveç dhjamit të gjendur në shpinat e tyre apo atij që ngjitej me zorrët apo përzihej me kockat si: kërcet dhe brinjët. Këto ua patëm ndaluar si ndëshkim për padrejtësitë që bënin. Ne themi të Vërtetën në çdo gjë që të informojmë.

## Mësime nga ajetet:

- Ajeti tregon se lejohet për të diskutuar në çështjet e dijes dhe për të mbështetur një mendim nëpërmjet shqyrtimit dhe krahasimit.
- Shpallja dhe përfundimet që nxirren prej saj janë e vetmja rrugë për të kuptuar se çfarë është hallall dhe çfarë është haram.
- Konsiderohet padrejtësi që dikush të marrë përsipër për të dhënë fetva (gjykim fetar), pa u shqetësuar nëse do të japë mendimin e saktë, që e kënaq Allahun (apo jo).
- Prej mëshirës së Allahut ndaj robërve të Vet është edhe lejimi i tyre për të ngrënë ushqime të ndaluara, në rast se kanë nevojë kritike.

147 Nëse ata të mohojnë ty, o i Dërguar, e nuk i besojnë asaj me të cilën u ke ardhur prej Zotit tënd, atëherë thuaju, në mënyrë që t'i afrosh: "Zoti juaj ka mëshirë të gjerë, prandaj ju toleron e nuk jua përshpejton dënimin." Si dhe thuaju si kërcënim ndaj tyre: "Vërtet që dënimi i Tij, po të vijë, nuk kthehet më mbrapsht prej popullit që bën gjynahe".
148 Idhujtarët justifikohen me Dëshirën dhe me Caktimin e Allahut, për të treguar vërtetësinë e idhujtarisë së tyre. Ata thonë: "Po të kishte dashur Allahu që të mos i bënim Atij shirk, as ne e as baballarët tanë, nuk do t'i kishim bërë dot. Po të donte Ai që ne të mos i quanim haram ato gjëra, ne nuk do t'i bënim dot." Po me këto arsyetime të dobëta u mohuan të dërguarit e mëparshëm: "Po të kishte dashur Allahu që të mos i kishim mohuar ata (të dërguarit), ne nuk i kishim mohuar". Dhe kështu vazhduan në mohim, derisa shijuan dënimin Tonë, të cilin e zbritëm mbi ta. Thuaju, o i Dërguar, idhujtarëve të tillë: "A mos keni ndonjë argument që vërteton se Allahu është i kënaqur me ju, që ju t'i bëni Atij shirk e ta konsideroni hallall atë që Ai e ka bërë haram apo ta konsideroni haram atë që Ai e ka bërë hallall?! Fakti pse ju e bëni një gjë të tillë nuk tregon se Ai është i kënaqur me ju. Në fakt, ju ndiqni për këtë vetëm se hamendjen, por hamendja nuk ka asnjë dobi së Vërtetës, prandaj ju jeni duke gënjyer."
149 Thuaju, o i Dërguar, idhujtarëve: "Nëse ju nuk keni asnjë fakt bindës, përveç këtyre arsyetimeve boshe, atëherë Allahu do t'ju sjellë argumente të prera, që t'i hedhin poshtë dyshimet tuaja, pas të cilat kapeni. Po të kishte dashur Allahu që t'ju mundësonte të gjithëve për ta pranuar të Vërtetën, o idhujtarë, Ai do ta bënte këtë."




150 Prandaj, o i Dërguar, thuaju idhujtarëve të tillë, të cilët ndalojnë atë që e ka bërë Allahu hallall dhe që këtë gjykim ia veshin Allahut: "Sillini dëshmitarët tuaj, të cilët do të dëshmojnë se Allahu i ka bërë haram këto gjëra që i caktoni ju." Nëse ata dëshmojnë, duke mos u mbështetur në asnjë dije (të shpallur), se Allahu është Ai që i ka bërë haram ato, atëherë mos e përfill dëshminë e tyre, o i Dërguar, pasi ajo është e gënjeshtërt. Mos i ndiq dëshirat e atyre që komandohen prej epshit të vet, sepse ata i kanë mohuar argumentet Tona. Dhe mos i ndiq ata që nuk besojnë në Botën Tjetër dhe kryejnë idhujtari, duke i përshkruar Zotit të tyre ortakë të barabartë. Si mund t'i shkohet pas dikujt që ndjek këtë rrugë me Zotin e tij?!
151 Thuaju, o i Dërguar, njerëzve: "Ejani t'ju lexoj se çfarë ka bërë haram Allahu: Ai jua ka ndaluar që t'i bëni Atij shirk dhe që të mos kujdeseni për prindërit tuaj, madje e keni detyrim që të jeni gjithmonë bamirës ndaj tyre! Ai ju ndalon që të vrisni fëmijët tuaj për shkak të varfërisë, siç bënin njerëzit e kohës së xhahilijetit (injorancës para islame), pasi Ai ju furnizon juve edhe ata! Ai e ka ndaluar që t'ju afroheni veprave të turpshme, haptazi a fshehtazi! Ai e ka ndaluar që të vritet njeriu, përveçe kur e kërkon drejtësia. Këto që u përmendën janë porositë e Allahut për ju, në mënyrë që të mendoni rreth Allahut, urdhëresave dhe ndalesave të Tij.

**Mësime nga ajetet:**

- Rreziku i krimeve që sjellin ndëshkimin prej Allahut, pasi ndëshkimin prej Tij nuk mund të kthehet mbrapa, nëse Ai dëshiron ta godasë një popull kriminel.
- Justifikimi me fatin (Caktimin e Allahut) pasi Allahu i Lartësuar i ka dhënë çdo njeriu fuqi dhe liri, për të zbatuar detyrimet që i janë ngarkuar, konsiderohet padrejtësi dhe arrogancë e pastër.
- Ajetet tregojnë se, sipas aftësisë mendore që ka njeriu, vjen edhe përgjegjësia për zbatimin e urdhëresave të Allahut.
- Urdhërimi për të mos iu afruar veprave të turpshme është më i arrirë se thjesht urdhërimi për mosbërjen e tyre, pasi ai përfshin parandalimin e rënies në to dhe të mjeteve që të çojnë në to.


الجزء الثامن ١٤٩ سورة الأنعام

وَلَا تَقۡرَبُواْ مَالَ ٱلۡيَتِيمِ إِلَّا بِٱلَّتِي هِيَ أَحۡسَنُ حَتَّىٰ يَبۡلُغَ أَشُدَّهُۥۚ
وَأَوۡفُواْ ٱلۡكَيۡلَ وَٱلۡمِيزَانَ بِٱلۡقِسۡطِۖ لَا نُكَلِّفُ نَفۡسًا إِلَّا
وُسۡعَهَاۖ وَإِذَا قُلۡتُمۡ فَٱعۡدِلُواْ وَلَوۡ كَانَ ذَا قُرۡبَىٰۖ وَبِعَهۡدِ
ٱللَّهِ أَوۡفُواْۚ ذَٰلِكُمۡ وَصَّىٰكُم بِهِۦ لَعَلَّكُمۡ تَذَكَّرُونَ ١٥٢
وَأَنَّ هَٰذَا صِرَٰطِي مُسۡتَقِيمٗا فَٱتَّبِعُوهُۖ وَلَا تَتَّبِعُواْ ٱلسُّبُلَ
فَتَفَرَّقَ بِكُمۡ عَن سَبِيلِهِۦۚ ذَٰلِكُمۡ وَصَّىٰكُم بِهِۦ لَعَلَّكُمۡ
تَتَّقُونَ ١٥٣ ثُمَّ ءَاتَيۡنَا مُوسَى ٱلۡكِتَٰبَ تَمَامًا عَلَى ٱلَّذِيٓ
أَحۡسَنَ وَتَفۡصِيلٗا لِّكُلِّ شَيۡءٖ وَهُدٗى وَرَحۡمَةٗ لَّعَلَّهُم بِلِقَآءِ
رَبِّهِمۡ يُؤۡمِنُونَ ١٥٤ وَهَٰذَا كِتَٰبٌ أَنزَلۡنَٰهُ مُبَارَكٞ فَٱتَّبِعُوهُ
وَٱتَّقُواْ لَعَلَّكُمۡ تُرۡحَمُونَ ١٥٥ أَن تَقُولُوٓاْ إِنَّمَآ أُنزِلَ ٱلۡكِتَٰبُ
عَلَىٰ طَآئِفَتَيۡنِ مِن قَبۡلِنَا وَإِن كُنَّا عَن دِرَاسَتِهِمۡ لَغَٰفِلِينَ
١٥٦ أَوۡ تَقُولُواْ لَوۡ أَنَّآ أُنزِلَ عَلَيۡنَا ٱلۡكِتَٰبُ لَكُنَّآ أَهۡدَىٰ
مِنۡهُمۡۚ فَقَدۡ جَآءَكُم بَيِّنَةٞ مِّن رَّبِّكُمۡ وَهُدٗى وَرَحۡمَةٞۚ
فَمَنۡ أَظۡلَمُ مِمَّن كَذَّبَ بِـَٔايَٰتِ ٱللَّهِ وَصَدَفَ عَنۡهَاۗ سَنَجۡزِي ٱلَّذِينَ
يَصۡدِفُونَ عَنۡ ءَايَٰتِنَا سُوٓءَ ٱلۡعَذَابِ بِمَا كَانُواْ يَصۡدِفُونَ ١٥٧

EL-EN'AM 149 JUZ 8

(152) Ai jua ka ndaluar që t'i afroheni pasurisë së jetimit (i cili ka humbur babain dhe nuk e ka arritur moshën e pjekurisë), përveçse kur shërben për shtimin e pasurisë së tij, derisa të arrijë moshën e pjekurisë e të fuqizohet. Ai e ka bërë haram edhe vjedhjen në matje dhe peshore, madje është e detyrueshme për ju ruajtja e drejtësisë në marrëdhëniet tregtare. Ne nuk detyrojmë asnjë përtej mundësive të veta, kështu që drejtësia precize që nuk mund të arrihet në këto marrëdhënie (në matje, në peshë etj.) nuk do të merret në përgjegjësi. Ai jua ka ndaluar rreptësisht edhe mosthënien e së Vërtetës, në informacione apo dëshmi, duke mbrojtur ndonjë të afërt të dashur apo shok (e të gënjeni të tjerët). Ai jua ka bërë haram edhe shkeljen e besës, nëse ia keni dhënë Allahut apo e keni dhënë në emër të Tij; përkundrazi, ju e keni përgjegjësi që të jeni besnik i saj. Këto që u përmendën janë disa urdhra të prerë të Allahut, me shpresë se do të kujtoni përfundimin e çështjes suaj.

(153) Madje, Ai ju ka bërë haram edhe të ndiqni shtigjet e devijimit. Ju e keni detyrim që të ecni në Rrugën e Drejtë të Allahut, e cila nuk ka dredha, pasi rrugët e devijimit ju çojnë në ndarje dhe largim prej rrugës së të Vërtetës. Kjo është porosia e Allahut për ju, me shpresë se ju do t'i frikësoheni Atij, duke i vënë në zbatim urdhrat e Tij dhe duke u larguar prej asaj të cilën Ai e ka ndaluar.

(154) Pas këtyre që u përmendën, po tregojmë edhe se si Ne i dhamë Musait Teuratin, si shpërblim për mirësinë e treguar prej tij në vepra, por edhe si sqarim për çdo gjë që populli i tij kishin nevojë rreth fesë. Ai libër është udhëzues për tek e Vërteta dhe mëshirë, që ia shpallëm Musait me shpresën se ata do të besonin në takimin me Zotin e tyre në Ditën e Gjykimit dhe do të përgatiteshin për të me anë të veprave të mira.

(155) Edhe ky Kuran, të cilin Ne e zbritëm, është një Libër shumë i begatë, pasi në të përfshihen dobi të kësaj bote dhe të Botës Tjetër. Prandaj ndiqeni atë që është shpallur në të dhe kini kujdes e mos e kundërshtoni, me shpresë se do të mëshiroheni.

(156) Ne e zbritëm, në mënyrë që ju, o idhujtarë arabë, të mos thoni: "Allahu zbriti Teuratin dhe Ungjillin vetëm për hebrenjtë dhe të krishterët, që ishin para nesh, ndërsa neve nuk na zbriti ndonjë libër. Tani ne nuk dimë t'i lexojmë librat e tyre, pasi ata janë në gjuhën e tyre e jo në gjuhën tonë".

(157) Si dhe që të mos thoni: "Po të na kishte zbritur Allahu ndonjë Libër, ashtu siç u zbriti hebrenjve dhe të krishterëve, ne do të kishim qenë më të udhëzuar se ata." Ja, pra, juve u erdhi Libri, të cilin Allahu ia zbriti të Dërguarit tuaj, Muhamedit ﷺ, duke qenë në gjuhën tuaj. Ky është një argument i qartë, udhëzim për tek e Vërteta dhe mëshirë për mbarë umetin (ndjekësit). Prandaj mos nxirrni arsyetime të kota, pasi askush nuk është më keqbërës sesa ai që largohet prej argumenteve të Allahut. Ata që largohen prej argumenteve Tona, kemi për t'i ndëshkuar ashpër, duke i futur në Zjarrin e Xhehenemit, si ndëshkim për mohimin dhe refuzimin e tyre.

### Mësime nga ajetet:

- Nuk lejohet shfrytëzimi i pasurisë së jetimit në asnjë mënyrë, përveçse brenda kufijve të interesit të tij. Jetimit mund t'i jepet pasuria që i takon vetëm pasi të ketë mbushur moshën e pjekurisë fizike dhe mendore.
- Rrugicat e devijimit janë të shumta, por vetëm Rruga e Allahut është që të çon drejt shpëtimit.
- Ndjekja e këtij Libri, duke e mësuar dhe zbatuar, është prej shkaqeve më të mëdha për të arritur mëshirën e Allahut.

هَلْ يَنظُرُونَ إِلَّآ أَن تَأْتِيَهُمُ ٱلْمَلَٰٓئِكَةُ أَوْ يَأْتِىَ رَبُّكَ أَوْ يَأْتِىَ بَعْضُ
ءَايَٰتِ رَبِّكَ ۗ يَوْمَ يَأْتِى بَعْضُ ءَايَٰتِ رَبِّكَ لَا يَنفَعُ نَفْسًا إِيمَٰنُهَا
لَمْ تَكُنْ ءَامَنَتْ مِن قَبْلُ أَوْ كَسَبَتْ فِىٓ إِيمَٰنِهَا خَيْرًا ۗ قُلِ ٱنتَظِرُوٓا۟
إِنَّا مُنتَظِرُونَ ١٥٨ إِنَّ ٱلَّذِينَ فَرَّقُوا۟ دِينَهُمْ وَكَانُوا۟ شِيَعًا لَّسْتَ
مِنْهُمْ فِى شَىْءٍ ۚ إِنَّمَآ أَمْرُهُمْ إِلَى ٱللَّهِ ثُمَّ يُنَبِّئُهُم بِمَا كَانُوا۟ يَفْعَلُونَ
١٥٩ مَن جَآءَ بِٱلْحَسَنَةِ فَلَهُۥ عَشْرُ أَمْثَالِهَا ۖ وَمَن جَآءَ بِٱلسَّيِّئَةِ
فَلَا يُجْزَىٰٓ إِلَّا مِثْلَهَا وَهُمْ لَا يُظْلَمُونَ ١٦٠ قُلْ إِنَّنِى هَدَىٰنِى رَبِّىٓ
إِلَىٰ صِرَٰطٍ مُّسْتَقِيمٍ دِينًا قِيَمًا مِّلَّةَ إِبْرَٰهِيمَ حَنِيفًا ۚ وَمَا كَانَ
مِنَ ٱلْمُشْرِكِينَ ١٦١ قُلْ إِنَّ صَلَاتِى وَنُسُكِى وَمَحْيَاىَ وَمَمَاتِى لِلَّهِ
رَبِّ ٱلْعَٰلَمِينَ ١٦٢ لَا شَرِيكَ لَهُۥ ۖ وَبِذَٰلِكَ أُمِرْتُ وَأَنَا۠ أَوَّلُ ٱلْمُسْلِمِينَ
١٦٣ قُلْ أَغَيْرَ ٱللَّهِ أَبْغِى رَبًّا وَهُوَ رَبُّ كُلِّ شَىْءٍ ۚ وَلَا تَكْسِبُ كُلُّ
نَفْسٍ إِلَّا عَلَيْهَا ۚ وَلَا تَزِرُ وَازِرَةٌ وِزْرَ أُخْرَىٰ ۚ ثُمَّ إِلَىٰ رَبِّكُم
مَّرْجِعُكُمْ فَيُنَبِّئُكُم بِمَا كُنتُمْ فِيهِ تَخْتَلِفُونَ ١٦٤ وَهُوَ ٱلَّذِى جَعَلَكُمْ
خَلَٰٓئِفَ ٱلْأَرْضِ وَرَفَعَ بَعْضَكُمْ فَوْقَ بَعْضٍ دَرَجَٰتٍ لِّيَبْلُوَكُمْ فِى
مَآ ءَاتَىٰكُمْ ۗ إِنَّ رَبَّكَ سَرِيعُ ٱلْعِقَابِ وَإِنَّهُۥ لَغَفُورٌ رَّحِيمٌۢ ١٦٥



158 Mohuesit nuk po presin tjetër, vetëm që t'u vijë Engjëlli i Vdekjes bashkë me ndihmuesit e vet, që t'ua marrë shpirtrat, sa janë në jetën e kësaj bote; ose që t'u vijë Zoti yt- o i Dërguar - Ditën e Ndarjes (së të Vërtetës nga e kota) në Botën Tjetër për të ndarë vendimin mes tyre; ose t'u vijnë disa shenja prej Zotit tënd që tregojnë Kijametin. Por ditën kur të vijnë disa shenja të Zotit tënd - siç është lindja e diellit prej perëndimit - jobesimtarit nuk do t'i vlejë më besimi. Thuaju, o i Dërguar, idhujtarëve të tillë mohues: "Prisni cilëndo prej këtyre shenjave, se edhe ne jemi duke i pritur!"
159 Vërtet, ti, o i Dërguar, nuk ke lidhje me ata që e kanë ndarë fenë e tyre në degëzime, pra me hebrenjtë dhe të krishterët që kanë marrë prej saj një pjesë dhe kanë lënë një pjesë tjetër, duke u përçarë në sekte. Ti nuk je përgjegjës për devijimin e tyre, por ke përgjegjësi vetëm t'i paralajmërosh dhe çështja e tyre në fund i takon vetëm Allahut. Në Ditën e Gjykimit Ai do t'i informojë se çfarë kanë bërë në jetën e dynjasë dhe do t'ua japë atë që e meritojnë.
160 Kushdo prej besimtarëve që vjen në Ditën e Gjykimit me një të mirë, Allahu ka për t'ia shumëfishuar atij deri në dhjetë të mira; e kushdo që vjen me një të keqe, do të ndëshkohet vetëm për aq sa ajo është, qoftë e madhe apo e vogël, jo më tepër. Ditën e Gjykimit, atyre nuk do t'u bëhet asnjë padrejtësi, qoftë duke ua pakësuar shpërblimin për mirësitë, qoftë duke ua shtuar dënimin për të këqijat.
161 Thuaju, o i Dërguar, idhujtarëve mohues: "Mua më ka udhëzuar Zoti im në Rrugë të Drejtë, që është rruga e fesë së qëndrueshme, përmbushëse e interesave të kësaj bote dhe të Botës Tjetër. Ajo është edhe feja e Ibrahimit, ndjekësit të së Vërtetës, i cili nuk ishte kurrë idhujtar."
162 Thuaj, o i Dërguar: "Namazi im dhe kurbani im i kushtohen vetëm Allahut dhe emrit të Tij, e askujt tjetër; po ashtu edhe jeta ime dhe vdekja ime, të gjitha i kushtohen Allahut, Zotit të Vetëm të krijesave e askush nuk ka pjesë në këtë.
163 Kjo, sepse Ai nuk ka asnjë ortak të barabartë dhe se askush tjetër nuk e meriton adhurimin. përveç Tij. Me këtë monoteizëm të pastër prej çdo shirku më ka urdhëruar Allahu dhe unë jam i pari musliman ( i nënshtruar) ndaj Tij në këtë bashkësi."
164 Thuaju, o i Dërguar, idhujtarëve mohues: "A të kërkoj zot tjetër në vend të Allahut, ndërkohë që Ai është Zoti i çdo gjëje?! Ai është Zot edhe i idhujve që ju i adhuroni në vend të Tij. Kurrsesi të pafajshmit nuk do t'i ngarkohet gjynahu i tjetrit dhe vetëm tek Zoti juaj i Vetëm do të jetë kthimi juaj në Ditën e Gjykimit ku Ai do t'ju informojë në lidhje me çfarë ishit në kundërshtim në jetën e dynjasë lidhur me çështjen e besimit.
165 Allahu është Ai i Cili ju bëri juve trashëgues të atyre që ishin përpara jush në tokë, për të vazhduar jetën në të. Disa prej jush i ngriti në moral, në pasuri e të ngjashme, në mënyrë që t'ju vërë në provë nëpërmjet atyre që ju ka dhënë. Zoti yt, o i Dërguar, është i shpejtë në sjelljen e ndëshkimit, pasi çdo gjë që është duke ardhur është afër, por Ai është edhe Falës dhe i Mëshirshëm me ata robër të Vet që pendohen.

**Mësime nga ajetet:**

- Feja porosit për bashkim e harmoni dhe ndalon përçarjet në grupe.
- Prej drejtësisë absolute dhe mirësisë së Allahut të Lartësuar është që ndëshkimi për një të keqe do të jetë sa e keqja që njeriu ka bërë, ndërsa shpërblimi për një të mirë do të jetë, së paku, sa dhjetëfishi i saj.
- Feja e së vërtetës është ajo e cila kërkon që të gjitha veprat e njeriut dhe angazhimet e tij të jenë për Allahun e Lartësuar. Besimtari vetëm Atij i drejtohet me namazin, adhurimin, ritet flijimet dhe të gjitha veprat gjatë jetës së tij, si dhe me ato që Allahu e ka porositur që t'i kryhen edhe pas vdekjes së tij.


سُورَةُ الأَعۡرَافِ ١٥١ الجُزۡءُ الثَّامِنُ

سُورَةُ الأَعۡرَافِ — ترتيبها ٧ — آياتها ٢٠٦

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

الٓمٓصٓ ١ كِتَٰبٌ أُنزِلَ إِلَيۡكَ فَلَا يَكُن فِي صَدۡرِكَ حَرَجٞ مِّنۡهُ الحزب ١٦
لِتُنذِرَ بِهِۦ وَذِكۡرَىٰ لِلۡمُؤۡمِنِينَ ٢ ٱتَّبِعُواْ مَآ أُنزِلَ إِلَيۡكُم
مِّن رَّبِّكُمۡ وَلَا تَتَّبِعُواْ مِن دُونِهِۦٓ أَوۡلِيَآءَۗ قَلِيلٗا مَّا تَذَكَّرُونَ
٣ وَكَم مِّن قَرۡيَةٍ أَهۡلَكۡنَٰهَا فَجَآءَهَا بَأۡسُنَا بَيَٰتًا أَوۡ هُمۡ
قَآئِلُونَ ٤ فَمَا كَانَ دَعۡوَىٰهُمۡ إِذۡ جَآءَهُم بَأۡسُنَآ إِلَّآ أَن قَالُوٓاْ
إِنَّا كُنَّا ظَٰلِمِينَ ٥ فَلَنَسۡـَٔلَنَّ ٱلَّذِينَ أُرۡسِلَ إِلَيۡهِمۡ وَلَنَسۡـَٔلَنَّ
ٱلۡمُرۡسَلِينَ ٦ فَلَنَقُصَّنَّ عَلَيۡهِم بِعِلۡمٖۖ وَمَا كُنَّا غَآئِبِينَ ٧
وَٱلۡوَزۡنُ يَوۡمَئِذٍ ٱلۡحَقُّۚ فَمَن ثَقُلَتۡ مَوَٰزِينُهُۥ فَأُوْلَٰٓئِكَ هُمُ
ٱلۡمُفۡلِحُونَ ٨ وَمَنۡ خَفَّتۡ مَوَٰزِينُهُۥ فَأُوْلَٰٓئِكَ ٱلَّذِينَ خَسِرُوٓاْ
أَنفُسَهُم بِمَا كَانُواْ بِـَٔايَٰتِنَا يَظۡلِمُونَ ٩ وَلَقَدۡ مَكَّنَّٰكُمۡ
فِي ٱلۡأَرۡضِ وَجَعَلۡنَا لَكُمۡ فِيهَا مَعَٰيِشَۗ قَلِيلٗا مَّا تَشۡكُرُونَ
١٠ وَلَقَدۡ خَلَقۡنَٰكُمۡ ثُمَّ صَوَّرۡنَٰكُمۡ ثُمَّ قُلۡنَا لِلۡمَلَٰٓئِكَةِ
ٱسۡجُدُواْ لِأٓدَمَ فَسَجَدُوٓاْ إِلَّآ إِبۡلِيسَ لَمۡ يَكُن مِّنَ ٱلسَّٰجِدِينَ ١١

EL-A'RAF 151 JUZ 8

## SURJA EL-A‘RÂF
*Mekase*

### Qëllimet e sures:
Triumfi i së Vërtetës në përballjen e saj me të pavërtetën dhe sqarimi i përfundimit të kryeneçëve në këtë botë dhe në Botën Tjetër.

### Shpjegimi i ajeteve:
(1) *Elif, Lam, Mim, Sad* - Këto janë shkronja arabe, rëndësinë e të cilave e kemi përmendur në fillim të sures El-Bekare.
(2) Kurani Fisnik është Libri që Allahu ta zbriti ty, o i Dërguar. Prandaj mos ki në gjoks shtrëngim e as hezitim që t’i paralajmërosh e t’i mësosh njerëzit nëpërmjet tij, si dhe t’i përkujtosh besimtarët, pasi ata do të kenë dobi prej këshillimit.
(3) Zbatoni, o njerëz, Librin që Zoti juaj ka zbritur për ju, bashkë me Sunetin (traditën) e Profetit tuaj! Dhe mos i ndiqni dëshirat e kota të atyre që ju i konsideroni për miq, që janë shejtanët apo dijetarët e këqij, duke u afruar me ta e duke lënë shpalljen që është zbritur për ju, për shkak se kështu ju thotë epshi. Sa pak jeni duke menduar?! Nëse do të mendonit më shumë, nuk do të ishit ndikuar prej tyre duke e lënë të Vërtetën, por do të kishit ndjekur atë me të cilën u ka ardhur i Dërguari juaj dhe do kishit punuar sipas saj, duke hequr dorë prej çdo gjëje tjetër.
(4) Sa shumë vendbanime i kemi shkatërruar me dënimet Tona, pasi ata këmbëngulnin në mohimin dhe në devijimin e tyre. Mbi ta ra dënimi Ynë i ashpër kur ata ishin krejt të shkujdesur, gjatë natës apo ditës dhe nuk kishin asnjë mundësi që ta shmangnin dënimin. Madje as idhujt e tyre, që ata i mendonin si zota, nuk mund ta largonin atë.
(5) Pas rënies së dënimit mbi ta, nuk u mbeti tjetër, veçse ta pranonin padrejtësinë që kishin bërë, kur mohuan Allahun.
(6) Ditën e Ringjalljes do t’i pyesim kombet, të cilëve iu dërguam lajmëtarët Tanë, se si iu përgjigjën të dërguarve. Ne do t’i pyesim edhe të dërguarit lidhur përcjelljen e mesazhit që ishin ngarkuar dhe se cila ishte përgjigjja e popujve të tyre.
(7) Do t’ua tregojmë gjithë njerëzve veprat e tyre, të cilat i kanë bërë në dynja e që Ne i dimë. Vërtet, Ne kemi qenë gjithmonë në dijeni të të gjitha veprave të tyre, duke mos na u fshehur asgjë dhe duke mos na shpëtuar asnjë çast.
(8) Ditën e Gjykimit, do të peshohen të gjitha veprat, duke u vendosur drejtësia e plotë, e cila nuk do ketë asnjë mangësi. Ata, të cilëve u anon krahu i peshores nga të mirat, kanë fituar atë që dëshironin dhe kanë shpëtuar prej asaj që frikësoheshin.
(9) Ndërsa ata, të cilëve u anon krahu i peshores nga të këqijat, kanë shkatërruar veten e tyre Ditën e Gjykimit, për shkak të kundërshtimit që u bënin argumenteve të Allahut.
(10) Ne ju vendosëm juve në Tokë, o bijtë e Ademit, duke krijuar në të kushtet për të jetuar. Prandaj nuk ju takon tjetër, veçse të jeni mirënjohës ndaj Allahut për këtë, por mirënjohja prej jush është e vogël.
(11) Ne krijuam, o njerëz, babain tuaj, Ademin, duke i dhënë formën dhe strukturën më të përshtatshme. Pastaj i urdhëruam engjëjt që t’i përuleshin (në sexhde) Ademit, në shenjë nderimi ndaj tij. Ata e zbatuan urdhrin dhe të gjithë ranë në sexhde, përveç Iblisit, i cili refuzoi për shkak të mendjemadhësisë dhe inatit që kishte.

### Mësime nga ajetet:
- Disa prej qëllimeve të zbritjes së Kuranit janë paralajmërimi i jobesimtarëve dhe i kundërshtuesve, si dhe përkujtimi i besimtarëve.
- Allahu e zbriti Kuranin për besimtarët, në mënyrë që ata ta zbatojnë dhe të veprojnë sipas tij. Nëse ata e bëjnë këtë, atëherë do të arrihet edukimi i tyre, do të plotësohet mirësia ndaj tyre dhe kështu ata do të prijnë në veprat dhe në virtytet më të mira.
- Peshimi i veprave të njerëzve në Ditën e Gjykimit do të jetë në mënyrën më të drejtë e më të paanshme, duke mos i hequr askujt asgjë e duke mos i bërë padrejtësi askujt me asgjë.
- Allahu e ka përshtatur Tokën për të qenë e dobishme për njerëzit, në mënyrë që të mund të ndërtojnë në të e të mbjellin, si dhe të nxjerrin prej brendësisë së saj ato gjëra që u sjellin dobi.



قَالَ مَا مَنَعَكَ أَلَّا تَسۡجُدَ إِذۡ أَمَرۡتُكَۖ قَالَ أَنَا۠ خَيۡرٞ مِّنۡهُ خَلَقۡتَنِي مِن نَّارٖ
وَخَلَقۡتَهُۥ مِن طِينٖ ١٢ قَالَ فَٱهۡبِطۡ مِنۡهَا فَمَا يَكُونُ لَكَ أَن تَتَكَبَّرَ
فِيهَا فَٱخۡرُجۡ إِنَّكَ مِنَ ٱلصَّٰغِرِينَ ١٣ قَالَ أَنظِرۡنِيٓ إِلَىٰ يَوۡمِ يُبۡعَثُونَ
١٤ قَالَ إِنَّكَ مِنَ ٱلۡمُنظَرِينَ ١٥ قَالَ فَبِمَآ أَغۡوَيۡتَنِي لَأَقۡعُدَنَّ لَهُمۡ
صِرَٰطَكَ ٱلۡمُسۡتَقِيمَ ١٦ ثُمَّ لَأٓتِيَنَّهُم مِّنۢ بَيۡنِ أَيۡدِيهِمۡ وَمِنۡ خَلۡفِهِمۡ
وَعَنۡ أَيۡمَٰنِهِمۡ وَعَن شَمَآئِلِهِمۡۖ وَلَا تَجِدُ أَكۡثَرَهُمۡ شَٰكِرِينَ ١٧ قَالَ
ٱخۡرُجۡ مِنۡهَا مَذۡءُومٗا مَّدۡحُورٗاۖ لَّمَن تَبِعَكَ مِنۡهُمۡ لَأَمۡلَأَنَّ جَهَنَّمَ مِنكُمۡ
أَجۡمَعِينَ ١٨ وَيَٰٓـَٔادَمُ ٱسۡكُنۡ أَنتَ وَزَوۡجُكَ ٱلۡجَنَّةَ فَكُلَا مِنۡ حَيۡثُ
شِئۡتُمَا وَلَا تَقۡرَبَا هَٰذِهِ ٱلشَّجَرَةَ فَتَكُونَا مِنَ ٱلظَّٰلِمِينَ ١٩ فَوَسۡوَسَ
لَهُمَا ٱلشَّيۡطَٰنُ لِيُبۡدِيَ لَهُمَا مَا وُۥرِيَ عَنۡهُمَا مِن سَوۡءَٰتِهِمَا وَقَالَ
مَا نَهَىٰكُمَا رَبُّكُمَا عَنۡ هَٰذِهِ ٱلشَّجَرَةِ إِلَّآ أَن تَكُونَا مَلَكَيۡنِ
أَوۡ تَكُونَا مِنَ ٱلۡخَٰلِدِينَ ٢٠ وَقَاسَمَهُمَآ إِنِّي لَكُمَا لَمِنَ ٱلنَّٰصِحِينَ ٢١
فَدَلَّىٰهُمَا بِغُرُورٖۚ فَلَمَّا ذَاقَا ٱلشَّجَرَةَ بَدَتۡ لَهُمَا سَوۡءَٰتُهُمَا وَطَفِقَا
يَخۡصِفَانِ عَلَيۡهِمَا مِن وَرَقِ ٱلۡجَنَّةِۖ وَنَادَىٰهُمَا رَبُّهُمَآ أَلَمۡ أَنۡهَكُمَا عَن
تِلۡكُمَا ٱلشَّجَرَةِ وَأَقُل لَّكُمَآ إِنَّ ٱلشَّيۡطَٰنَ لَكُمَا عَدُوّٞ مُّبِينٞ ٢٢


12 Allahu i Lartësuar i drejtohet Iblisit duke e qortuar: "Çfarë të pengoi të zbatoje urdhrin Tim për t'i rënë në sexhde Ademit?!" Iblisi duke iu përgjigjur Zotit të vet, tha: "Më pengoi mendimi se unë jam më i vlefshëm se ai, pasi mua më ke krijuar prej zjarrit, ndërsa atë e ke krijuar prej baltës, kështu që zjarri është më i vyer se balta."

13 Allahu i thotë: "Zbrit prej Xhenetit, pasi nuk guxon që të tregohesh mendjemadh në të, sepse ai është Vendbanimi i të mirëve të pastër. Nuk të lejohet që të qëndrosh në të, pasi ti - o Iblis - je i përçmuar e i poshtëruar, edhe nëse e shikon veten më të nderuar sesa Ademi."

14 Iblisi vazhdon e thotë: "O Zot, më jep afat deri në Ditën e Ringjalljes, në mënyrë që ta mashtroj këdo që do mundem prej njerëzve."

15 Allahu iu përgjigj duke i thënë: "Ty, o Iblis, do të të jepet afat deri në çastin e fryrjes së parë të bririt, kur edhe do të vdesin të gjitha krijesat e do të mbetet vetëm Krijuesi i tyre."

16 Iblisi atëherë thotë:"Për shkak se Ti më konsiderove në humbje, vetëm se nuk zbatova urdhrin Tënd për t'i rënë në sexhde Ademit, unë kam për t'iu ulur bijve të Ademit në mes të Rrugës Tënde të Drejtë, që t'i shmang e t'i devijoj ata prej saj, ashtu siç unë refuzova që të bija në sexhde ndaj babait të tyre, Ademit.

17 Pastaj kam për t'u ardhur atyre nga të gjitha anët, me mendime që të heqin dorë prej Botës Tjetër e me hijeshimin e kësaj bote, me hedhje dyshimesh e me zbukurime të epsheve. Pastaj, shumicën e tyre nuk ke për ta gjetur mirënjohës ndaj Teje, o Zot, për shkak se do t'i nxis drejt mohimit."

18 Atëherë Allahu i tha: "Dil prej Xhenetit, o Iblis, i urryer e i përjashtuar prej mëshirës së Allahut! Unë kam për ta mbushur Xhehenemin në Ditën e Gjykimit me ty dhe me të gjithë ata që do të ndjekin e të binden ty, duke kundërshtuar urdhrin e Zotit të tyre."

19 Pastaj Allahu i tha Ademit: "O Adem, ndërsa ti dhe bashkëshortja jote Hava banoni në Xhenet e hani prej çdo të mire që është në të, si të dëshironi! Por mos hani prej kësaj peme (të cilën Allahu ua specifikoi) pasi, nëse do të hani prej saj, pas ndalimit që ju bëra, do të bëheni shkelës të kufijve të Allahut."

20 Mirëpo atyre u pëshpëriti në fshehtësi Iblisi, duke ua zbuluar pjesët e turpshme të tyre që i kishin të mbuluara. Ai u tha: "Allahu ju ka ndaluar ngrënien prej kësaj peme, vetëm se Ai nuk dëshiron që ju të bëheni dy engjëj, si dhe nuk dëshiron që të jeni të përjetshëm në Xhenet."

21 Pastaj iu betua atyre në Allah, duke ju thënë "Vërtet që unë për ju, o Adem dhe Hava, jam këshillues (i sinqertë) për atë që ju tregova"

22 Kështu i nxori të dy prej vendit ku ishin, duke përdorur mashtrimin dhe manipulimin. Pasi të dy hëngrën prej pemës së ndaluar, atyre u dolën zbuluar pjesët e tyre të turpshme. Menjëherë filluan të ngjisnin mbi trup gjethe të Xhenetit, në mënyrë që të mbulonin pjesët e turpshme. Zoti i tyre i thirri duke u thënë: "A nuk ua pata ndaluar që të hanit prej kësaj peme, duke ju paralajmëruar të dyve e duke ju thënë se Shejtani është armiku juaj i hapur?"

### Mësime nga ajetet:

- Ajetet tregojnë se kushdo që e kundërshton Sunduesin e vet, është i përçmuar.
- Shejtani e tregoi hapur armiqësinë e vet kundër bijve të Ademit dhe premtoi se do t'i pengonte ata prej Rrugës së Drejtë me të gjitha llojet mjeteve dhe formave.
- Rrezikshmëria e gjynaheve, të cilat janë shkak për të zbritur ndëshkimet e Allahut në këtë botë dhe në botën tjetër.



(23) Ademi dhe Havaja menjëherë thanë: “O Zoti ynë, ne i bëmë keq vetes sonë duke ngrënë prej pemës që Ti na pate ndaluar, prandaj nëse Ti nuk na i fal neve gjynahet e nuk na përfshin në mëshirën Tënde, sigurisht që do të jemi të dështuar, duke humbur si në dynja, ashtu edhe në Ahiret.”

(24) Atëherë, Allahu i tha Ademit, Havasë dhe Iblisit së bashku: “Zbrisni prej Xhenetit në Tokë, pasi disa prej jush do të jenë armiq të tjerëve. Në Tokë do të jetë vendi ku ju do të qëndroni deri në kohën e njohur (si fundi) dhe ku do të përjetoni çfarë ndodh në të deri në një afat të përcaktuar.”

(25) Pastaj Allahu iu drejtua Ademit e Havasë dhe gjithë pasardhësve të tyre, duke u thënë: “Në këtë tokë do të jetoni afatin e jetës që Allahu ka përcaktuar për ju, në të keni për të vdekur e do të varroseni dhe do të nxirreni pastaj prej varreve tuaja, duke u ringjallur.

(26) O bijtë e Ademit, Ne kemi bërë për ju veshje të domosdoshme për të mbuluar pjesët tuaja intime, sikurse kemi bërë edhe veshje plotësuese, me të cilat ju mund të zbukuroheni në mes njerëzve. Por veshja e devotshmërisë (e cila bëhet duke vënë në zbatim ato që i ka urdhëruar Allahu dhe duke u larguar prej atyre që Ai i ka ndaluar) është më e mirë se kjo veshje e jashtme. Kjo që u tha për veshjen është një prej fakteve të Allahut që tregon për fuqinë e Tij, me shpresë se ju do t’i kujtoni mirësitë e Tij ndaj jush e të tregoheni mirënjohës ndaj tyre.

(27) O bijtë e Ademit, mos u mashtroni nga shejtani, që ju zbukuron gjynahet, në mënyrë që të lini veshjen e jashtme, që mbulon pjesët tuaja intime ose që të lini veshjen tuaj të devotshmërisë! Në të njëjtën mënyrë ai i mashtroi edhe prindërit tuaj, duke ua zbukuruar ngrënien prej pemës së ndaluar, derisa i nxori prej Xhenetit, duke bërë që t’u shfaqeshin pjesët e tyre intime. Vërtet që shejtani dhe pasardhësit e tij ju shohin juve, ndërsa ju nuk i shikoni ata, prandaj prej jush kërkohet të bëni kujdes prej atij vetë dhe pasardhësve të tij. Vërtet, Ne i kemi bërë shejtanët kujdestarë të atyre që nuk e besojnë Allahun, ndërsa ndaj besimtarëve, të cilët bëjnë vepra të mira, ata nuk kanë asnjë ndikim.

(28) Kur idhujtarët bënin ndonjë gjë jashtëzakonisht të urryer, siç është shirku dhe tavafi (rrotullimi) rreth Qabes duke qenë lakuriq etj., arsyetoheshin duke thënë se ata kështu i gjetën duke bërë edhe të parët e tyre dhe se është Allahu Ai që i ka urdhëruar ata për këtë. Thuaju, o Muhamed, duke iu kundërpërgjigjur atyre: “Allahu kurrë nuk urdhëron për gjynahe, përkundrazi, Ai i ndalon ato, kështu që si mund ta pretendoni diçka të tillë për Të?! A po thoni, o idhujtarë, për Allahun atë që as vetë nuk e dini, duke gënjyer e shpifur?!”

(29) Thuaju, o Muhamed, idhujtarëve të tillë: “Allahu ka urdhëruar që të mbahet drejtësi e nuk ka urdhëruar që të kryhen turpe dhe të këqija. Ka urdhëruar që t’ia dedikoni vetëm Atij adhurimin me sinqeritet, veçanërisht në xhami, si dhe t’i luteni e t’i bindeni vetëm Atij. Siç ju krijoi prej asgjësë herën e parë, ashtu ka për t’ju kthyer edhe një herë në jetë. Sepse Ai që kishte fuqi është për t’ju krijuar herën e parë, është i Fuqishëm edhe që t’ju rikthejë sërish në jetë.”

(30) Allahu i ka bërë njerëzit të ndarë në dy grupe: Një grup prej jush e ka udhëzuar, duke ia ka lehtësuar shkaqet e udhëzimit dhe duke u hequr çdo gjë që i pengon prej udhëzimit. Një grup tjetër e meritonin të mos e gjenin Rrugën e Vërtetë, për shkak se ata i merrnin shejtanët si miq në vend të Allahut, prandaj iu nënshtruan atyre nga injoranca, duke menduar se kishin gjetur rrugën e drejtë.

## Mësime nga ajetet:

- Kush i përngjason Ademit me pranimin e gabimit, kërkimin e faljes, pendimin dhe me lënien e gjynahut që ai ka bërë, Allahu ka për ta zgjedhur dhe udhëzuar. Ndërsa kush përngjason me Iblisin, këmbëngulës në gjynahe, ky veprim do t’i shtojë largimin nga Allahu.
- Janë dy lloje veshjesh: ajo e dukshme, e cila mbulon trupin dhe ajo e fshehta, e cila është devotshmëria që qëndron vazhdimisht me besimtarin e që është edhe bukuria e zemrës dhe e shpirtit.
- Shumë ndihmues të shejtanit bëjnë thirrje për heqjen e veshjes së dukshme, në mënyrë që të shihen pjesët intime, duke ua lehtësuar njerëzve kryerjen e të këqijave dhe turpeve.
- Udhëzimi vjen vetëm prej dhuntisë dhe mirësisë së Allahut. Ndërsa devijimi vjen kur Zoti e lë njeriun në humbje, kur ky miqësohet me shejtanin, për shkak të padijes dhe të padrejtësisë të vet.




يبني ءادم خذوا زينتكم عند كل مسجد وكلوا واشربوا
ولا تسرفوا إنه لا يحب المسرفين ٣١ قل من حرم زينة الله
التي أخرج لعباده والطيبت من الرزق قل هي للذين ءامنوا
في الحيوة الدنيا خالصة يوم القيمة كذلك نفصل الأيت
لقوم يعلمون ٣٢ قل إنما حرم ربي الفوحش ما ظهر منها وما
بطن والإثم والبغي بغير الحق وأن تشركوا بالله ما لم ينزل
به سلطنا وأن تقولوا على الله ما لا تعلمون ٣٣ ولكل أمة
أجل فإذا جاء أجلهم لا يستأخرون ساعة ولا يستقدمون
٣٤ يبني ءادم إما يأتينكم رسل منكم يقصون عليكم ءايتي فمن
اتقى وأصلح فلا خوف عليهم ولا هم يحزنون ٣٥ والذين كذبوا
بـايتنا واستكبروا عنها أولئك أصحب النار هم فيها
خلدون ٣٦ فمن أظلم ممن افترى على الله كذبا أو كذب
بـايته أولئك ينالهم نصيبهم من الكتب حتى إذا جاءتهم
رسلنا يتوفونهم قالوا أين ما كنتم تدعون من دون الله
قالوا ضلوا عنا وشهدوا على أنفسهم أنهم كانوا كفرين ٣٧



(31) O bijtë e Ademit, vishni atë që ju mbulon pjesët intime të trupit dhe ato veshje të pastra e të lara, me të cilat ju zbukuroheni për namazet tuaja dhe për tavaf (rrotullimin rreth Qabes)! Hani e pini çfarë të dëshironi prej të mirave të cilat Allahu i ka bërë hallall! Por mos e teproni në lidhje me këtë e as mos kaloni nga kufijtë e hallallit tek ato të haramit, pasi Allahu nuk i do ata që e tejkalojnë masën!

(32) Thuaj, o i Dërguar, duke iu përgjigjur idhujtarëve, të cilët i konsiderojnë haram ato që Allahu i ka bërë hallall, qofshin rroba apo ushqime: "Kush ju tha juve se veshjet të cilat janë zbukurim për ju janë haram?! Kush ju tha se të mirat e konsumit që hahen e pihen, me të cilat Allahu ju ka furnizuar, janë haram?!" Thuaju, o i Dërguar: "Ato mirësi, në të vërtetë, janë për besimtarët në jetën e kësaj bote, ndonëse ka edhe të tjerë që përfitojnë. Të mirat e botë tjetër do të jenë specifikisht për besimtarët në Ditën e Gjykimit. Atëherë nuk do të mund të përfitojë më asnjë jobesimtar, sepse Xheneti do të jetë i ndaluar për ata. Si ky shpjegim i detajuar i sqarojmë argumentet për një popull që percepton, pasi janë ata që do të përfitojnë prej tyre."

(33) Thuaju, o i Dërguar, idhujtarëve, të cilët e konsiderojnë haram atë që Allahu e ka bërë hallall: "Allahu për robërit e Vet e ka bërë haram çdo turp, siç janë gjynahet e ulëta, qofshin ato të dukshme apo të fshehta. Ai ka bërë haram të gjitha llojet e gjynaheve. Ai ka bërë haram cenimin e të drejtave njerëzore, të jetës, pasurisë dhe nderit të njeriut, sikurse ju ka bërë haram që t'i bëni Allahut shirk, duke adhuruar padrejtësisht dikë tjetër përveç Tij. Ai jua ka ndaluar edhe që të thoni fjalë pa dije lidhur me emrat, cilësitë, veprat dhe fenë e Allahut."

(34) Për secilin brez dhe epokë ka një periudhë kohore të përcaktuar për afatin e tyre. E kur t'u vijë çasti i tyre i përcaktuar, as nuk u shtyhet, qoftë edhe pak e as nuk u përshpejtohet.

(35) O bijtë e Ademit, kur t'ju vijnë prej Meje të dërguar nga mesi i juaj, që t'ju lexojnë Librat e Mi që ju kam zbritur, bindjuni atyre dhe ndiqeni atë me të cilën ata kanë ardhur. Vërtet, ata që i frikësohen Allahut, duke zbatuar urdhërimet dhe ndalimet e Tij, si dhe i përmirësojnë veprat e tyre, pikërisht ata nuk do të kenë frikë në Ditën e Gjykimit e as nuk do të jenë të dëshpëruar për çfarë kanë kaluar në jetën e dynjasë.

(36) Ndërsa jobesimtarët, të cilët i mohojnë argumentet Tona e as nuk besojnë në to, duke u treguar mospërfillës dhe mendjemëdhenj kundrejt zbatimit të porosive të të dërguarve, ata do të jenë banorët e Zjarrit, ku do të detyrohen të qëndrojnë përgjithmonë.

(37) Askush nuk mund të jetë më keqbërës e i padrejtë sesa ai që sajon trillime për Allahun, duke i atribuuar Atij ortakë, mangësi apo fjalë që Ai nuk i ka thënë. Apo duke mohuar argumentet e Tij të qarta e udhëzuese në Rrugën e Drejtë. Ata që i kanë këto cilësi, kanë për të marrë në këtë botë hisen që është shkruar për ta në Leuhi Mehfudh (Librin e Ruajtur) qoftë ajo hise e mirë apo e keqe. Pastaj do t'u vijë Meleku i Vdekjes me ndihmësit e vet prej melekëve, për t'ua marrë shpirtrat, duke u thënë atyre me ashpërsi: "Ku i keni zotat që i adhuronit në vend të Allahut?! Lutini tani që t'ju ndihmojnë!" Idhujtarët do t'u thonë melekëve: "Zotat që ne i adhuronim, na janë zhdukur! Nuk po i gjejmë e nuk e dimë se ku mund të jenë!" Kështu ata e pranojnë vetë se e mohuan Allahun, mirëpo pranimi i tyre në ato çaste do të jetë argument kundër tyre, kështu që nuk do t'u sjellë asnjë dobi.

## Mësime nga ajetet:

- Besimtari është i urdhëruar që t'u japë rëndësi simboleve të Allahut nëpërmjet mbulimit të trupit, zbukurimit para se të falë namazin e tij, veçanërisht kur të shkojë në xhami.
- Kush e interpreton Kuranin pa marrë dije, jep fetva (vendime fetare) pa marrë dije apo gjykon pa marrë dije, ai ka folur në emër të Allahut pa patur asnjë dije, e ky është prej harameve më të rrezikshme.
- Në këto ajete ka argument se besimtarët në Ditën e Gjykimit nuk do të kenë frikë e as nuk do të dëshpërohen. Ata nuk do t'i përfshijë tmerri dhe as lemeria, por vetëm qetësia dhe siguria.
- Njerëzit më keqbërës e më të padrejtë janë ata që shtrembërojnë qëllimet e Allahut të Lartësuar në dy mënyra: duke zhvlerësuar argumentet që tregojnë qëllimin e Tij dhe duke i manipuluar njerëzit që të mos e kuptojnë qëllimin e Tij.



(38) Atëherë engjëjt do t’u thonë: “Bashkohuni në Zjarr, o idhujtarë, me pjesën tjetër të popujve femohues që kanë ardhur përpara jush, prej xhindeve dhe njerëzve!” Sa herë që një popull prej të mëvonshmëve hyn në Zjarr, mallkon popullin që ka hyrë përpara tij, derisa të përfshihen e të mblidhen të gjithë në të. Pastaj të fundit që do të futen, janë ata që ishin pasues të poshtëruar. Ata do të thonë për udhëheqësit dhe zotërinjtë e tyre: “O Zoti ynë, këta që ishin të rëndësishëm janë ata të cilët na devijuan ne prej Rrugës së Udhëzimit, prandaj dënoji ata shumëfish, për shkak të zbukurimit që na ia bënë e devijimit.” Allahu u përgjigjet: “Secili grup prej jush ka pjesën e vet të dënimit të shtuar, por ju e nuk e dini këtë dhe nuk e perceptoni dot.”

(39) Pastaj, paria udhëheqëse u thotë ndjekësve: “Ju nuk keni asnjë të drejtë më shumë sesa ne për uljen e dënimit, pasi çështja është sipas veprave që keni bërë. Dhe ju nuk keni arsyetim që e ndoqët të kotën, prandaj vuajeni dënimin ashtu siç po e vuajmë edhe ne, sepse vetë e mohuat Zotin dhe e kundërshtuat Atë.”

(40) Vërtet që ata të cilët i mohojnë argumentet Tona të qarta, tregohen mendjemëdhenj për t’iu bindur atyre. Ata i kanë humbur shpresat për çfarëdolloj mirësie, kështu që atyre nuk u hapen dyert e qiellit që t’u pranohen punët, për shkak të mosbesimit. Madje as shpirtrat e tyre, kur të vdesin, nuk do të pranohen. Ata kanë për të hyrë në Xhenet aq sa mund të hyjë deveja në vrimën e gjilpërës - gjë që nuk bëhet, kështu edhe hyrja e tyre në Xhenet është i pamundur. Të njëjtin përfundim do t’ia japë Allahu kujtdo që e meriton dhe që e ka tepruar me gjynahet e veta.

(41) Për të tillë mohues e mendjemëdhenj do të jenë edhe shtretërit e Xhehenemit, në të cilët do të shtrihen dhe sipër tyre do të kenë mbulesa prej zjarri. Kështu kemi për t’u dhënë atë që e meritojnë edhe atyre që i tejkalojnë kufijtë e Allahut, për shkak të mosbesimit dhe largimit të tyre prej Tij.

(42) Ndërsa ata që besojnë në Zotin e tyre dhe bëjnë vepra të mira aq sa kanë mundësi, pasi Allahu nuk e ngarkon me përgjegjësi dikë përtej mundësive të tij, do të jenë banorët e Xhenetit, ku do të hyjnë dhe do të qëndrojnë përgjithmonë.

(43) Prej mirësive të Tij të plota në Xhenet është edhe se Ai do t’i pastrojë zemrat e tyre prej çdo urrejtjeje dhe mllefi. Pranë tyre do të burojnë lumenj. Duke ia njohur Allahut mirësitë që Ai u ka dhuruar, ata do të thonë: “Falënderimi i qoftë Allahut, i Cili na e mundësoi ta arrinim këtë devotshmëri, e cila na solli deri në këtë pozitë. Ne vetë nuk do të kishim mundësi që të arrinim tek ajo me aftësitë tona, nëse nuk do na ndihmonte Allahu. Ne na erdhën të dërguarit e Zotit tonë me të Vërtetën, që nuk ka asnjë dyshim, duke na premtuar dhe na paralajmëruar”. Aty dikush i thërret duke u thënë: “Ky është Xheneti, për të cilin ju kanë folur të dërguarit e Mi në jetën e dynjasë. Allahu e bëri të jetë për ju, si shpërblim për veprat tuaja të mira duke kërkuar me to Fytyrën e Allahut.”

**Mësime nga ajetet:**

- Dashuria e cila ka qenë mes mohuesve në jetën e dynjasë do të kthehet në armiqësi dhe mallkim në Ditën e Gjykimit.
- Shpirtrave të besimtarëve u hapen dyert e qiellit, derisa të ngrihen tek Allahu, duke u kënaqur me afërsinë prej Zotit të tyre dhe prestigjin prej kënaqësisë së Tij.
- Shpirtrave të jobesimtarëve nuk do t’u hapen dyert e qiellit. Kur të vdesin, shpirtrat e tyre ngrihen deri në qiell e kërkojnë leje për të hyrë, por nuk do t’u jepet leje. Siç ata nuk ngrihen shpirtërisht në dynja me anë të besimit tek Allahu, njohjes së Tij dhe dashurisë për Të, ashtu edhe pas vdekjes së tyre nuk do të ngrihen, pasi shpërblimi jepet sipas llojit të veprës.
- Banorët e Xhenetit shpëtojnë prej Zjarrit vetëm nëpërmjet faljes së Allahut dhe hyjnë në Xhenet vetëm prej mëshirës së Tij. Ndërsa vendet në të do t’u përcaktohen sipas veprave të tyre të mira, të cilat edhe ato janë prej mëshirës së Tij ndaj tyre, madje prej mirësive më të rëndësishme të dhuruara.





وَنَادَىٰٓ أَصۡحَٰبُ ٱلۡجَنَّةِ أَصۡحَٰبَ ٱلنَّارِ أَن قَدۡ وَجَدۡنَا مَا وَعَدَنَا
رَبُّنَا حَقّٗا فَهَلۡ وَجَدتُّم مَّا وَعَدَ رَبُّكُمۡ حَقّٗاۖ قَالُواْ نَعَمۡۚ فَأَذَّنَ
مُؤَذِّنُۢ بَيۡنَهُمۡ أَن لَّعۡنَةُ ٱللَّهِ عَلَى ٱلظَّٰلِمِينَ ٤٤ ٱلَّذِينَ يَصُدُّونَ عَن
سَبِيلِ ٱللَّهِ وَيَبۡغُونَهَا عِوَجٗا وَهُم بِٱلۡأٓخِرَةِ كَٰفِرُونَ ٤٥ وَبَيۡنَهُمَا
حِجَابٞۚ وَعَلَى ٱلۡأَعۡرَافِ رِجَالٞ يَعۡرِفُونَ كُلَّۢا بِسِيمَىٰهُمۡۚ وَنَادَوۡاْ
أَصۡحَٰبَ ٱلۡجَنَّةِ أَن سَلَٰمٌ عَلَيۡكُمۡۚ لَمۡ يَدۡخُلُوهَا وَهُمۡ يَطۡمَعُونَ ٤٦
۞ وَإِذَا صُرِفَتۡ أَبۡصَٰرُهُمۡ تِلۡقَآءَ أَصۡحَٰبِ ٱلنَّارِ قَالُواْ رَبَّنَا لَا تَجۡعَلۡنَا
مَعَ ٱلۡقَوۡمِ ٱلظَّٰلِمِينَ ٤٧ وَنَادَىٰٓ أَصۡحَٰبُ ٱلۡأَعۡرَافِ رِجَالٗا يَعۡرِفُونَهُم
بِسِيمَىٰهُمۡ قَالُواْ مَآ أَغۡنَىٰ عَنكُمۡ جَمۡعُكُمۡ وَمَا كُنتُمۡ تَسۡتَكۡبِرُونَ ٤٨
أَهَٰٓؤُلَآءِ ٱلَّذِينَ أَقۡسَمۡتُمۡ لَا يَنَالُهُمُ ٱللَّهُ بِرَحۡمَةٍۚ ٱدۡخُلُواْ ٱلۡجَنَّةَ
لَا خَوۡفٌ عَلَيۡكُمۡ وَلَآ أَنتُمۡ تَحۡزَنُونَ ٤٩ وَنَادَىٰٓ أَصۡحَٰبُ ٱلنَّارِ أَصۡحَٰبَ
ٱلۡجَنَّةِ أَنۡ أَفِيضُواْ عَلَيۡنَا مِنَ ٱلۡمَآءِ أَوۡ مِمَّا رَزَقَكُمُ ٱللَّهُۚ قَالُوٓاْ
إِنَّ ٱللَّهَ حَرَّمَهُمَا عَلَى ٱلۡكَٰفِرِينَ ٥٠ ٱلَّذِينَ ٱتَّخَذُواْ دِينَهُمۡ لَهۡوٗا
وَلَعِبٗا وَغَرَّتۡهُمُ ٱلۡحَيَوٰةُ ٱلدُّنۡيَاۚ فَٱلۡيَوۡمَ نَنسَىٰهُمۡ كَمَا نَسُواْ
لِقَآءَ يَوۡمِهِمۡ هَٰذَا وَمَا كَانُواْ بِـَٔايَٰتِنَا يَجۡحَدُونَ ٥١



(44) Pastaj banorët e përhershëm të Xhenetit do t'i thërrasin banorët e përhershëm të Zjarrit, pasi të ketë hyrë secili prej tyre në banesën e vet që i është premtuar, duke u thënë: "Ne e gjetëm të vërtetë atë që na e kishte premtuar Zoti ynë, Xhenetin. Po ju, o jobesimtarë, a e gjetët të vërtetë atë që ju kishte premtuar Allahu, Zjarrin?!" Jobesimtarët përgjigjen: "Po, e gjetëm ashtu siç na është premtuar, konkret (jo imagjinar)!" Atëherë thërret një zë, duke e lutur Allahun që t'i përjashtojë keqbërësit e padrejtë prej mëshirës së Tij, pasi Ai ua pati hapur dyert e mëshirës sa ishin në dynja, mirëpo ata largoheshin prej saj.

(45) Këta keqbërës janë pikërisht ata që, jo vetëm e refuzonin rrugën e Allahut për vete, por pengonin edhe të tjerët prej saj. Ata donin që rruga e së Vërtetës të ishte e shëmtuar, në mënyrë që njerëzit të mos e ndiqnin, si dhe të ishin mosbesues e të papërgatitur ndaj Botës Tjetër.

(46) Midis këtyre dy grupeve; banorëve të Xhenetit dhe banorëve të Zjarrit, ekziston një mur i lartë, që quhet Araf. Mbi këtë mur ka njerëz, të cilëve u peshonin njëlloj veprat e mira me të këqijat. Ata i njohin banorët e Xhenetit, me shenjat e tyre dalluese, siç është fytyra e zbardhur; sikurse i dallojnë edhe banorët e Zjarrit nga shenjat e tyre, siç është fytyra e nxirë. Pastaj këta njerëz u thërrasin banorëve të Xhenetit në shenjë nderimi ndaj tyre, duke u thënë: "Selamun alejkum (Paqja qoftë me ju!)". Njerëzit e Arafit nuk kanë hyrë ende në Xhenet, por shpresojnë të hyjnë në të, me anë të mëshirës së Allahut.

(47) Ndërsa kur banorët e Arafit hedhin shikimin nga banorët e Zjarrit dhe shohin dënimin e ashpër ku ata janë, thonë duke iu lutur Allahut: "O Zoti ynë, mos na bashko me popullin e padrejtë që ka vepruar keq me mosbesimin dhe idhujtarinë e tij!"

(48) Pastaj, banorët e Arafit u thërrasin njerëzve që janë në Zjarr, jobesimtarëve, të cilët i njohin nga shenjat e tyre dalluese, fytyrat e nxira dhe sytë e mavijosur, duke u thënë: "Nuk ju paska vlejtur shtimi i pasurisë dhe i njerëzve, sikurse nuk ju paska vlejtur as refuzimi që ju i keni bërë të Vërtetës me mendjemadhësi dhe fodullëk!"

(49) Pastaj Allahu u thotë jobesimtarëve, duke i dëshpëruar: "A nuk ishin këta (besimtarët), për të cilët ju betoheshit se nuk do t'i përfshinte Allahu me mëshirën e Vet?!" Dhe më tej u drejtohet besimtarëve: "Hyni në Xhenet, o besimtarë! Për ju nuk do ketë më frikë për atë që do të gjeni dhe as nuk do të dëshpëroheni për atë që ka kaluar në jetën e dynjasë, pasi të shihni mirësitë e përjetshme."

(50) Atëherë, banorët e Zjarrit do t'u thërrasin banorëve të Xhenetit me përgjërim, duke u thënë: "Na hidhni pak ujë, o banorë të Xhenetit, apo çfarëdo ushqimi me të cilin ju ka furnizuar Allahu!" Banorët e Xhenetit u përgjigjen: "Allahu i ka bërë haram të dyja këto gjëra për ata që ishin jobesimtarë, për shkak të mosbesimit të tyre, prandaj ne nuk mund të japim diçka Allahu që e ka bërë haram."

(51) Këta janë ata jobesimtarë, të cilët e morën me ironi e mospërfillje fenë që erdhi për ta dhe i mashtroi jeta e dynjasë me zbukurimet e saj. Prandaj në Ditën e Gjykimit Allahu do t'i lërë në harresë, në dënimin e rreptë, ashtu si ata harruan takimin Ditën e Gjykimit, duke mos bërë asgjë për të. Kështu do të vuajnë për shkak se i kundërshtonin argumentet bindëse të Allahut dhe sqarimet e Tij, duke treguar urrejtje ndaj tyre, ndonëse në vetvete e dinin se ato ishin të vërteta.

### Mësime nga ajetet:

- Mosbesimi në ringjalljen pas vdekjes është shkak i drejtpërdrejtë për dhënien pas qejfeve, epsheve dhe dëshirave të kota.
- Njerëzit do të binden me sytë e tyre në Ditën e Gjykimit për realizimin e premtimit të Allahut si ndaj atyre që ishin të nënshtruar ndaj Tij, ashtu edhe ndaj atyre që ishin jobesimtarë.
- Njerëzit në Ditën e Gjykimit do të jenë në dy grupe: njëri grup për në Xhenet e grupi tjetër për në Zjarr. Megjithatë, përveç tyre është edhe një grup i tretë, që do të rrinë në një vend midis Xhenetit dhe Xhehenemit. Kjo sepse veprat e mira dhe të këqija i kanë të barabarta, por përfundimi i tyre do të jetë në Xhenet.
- Ata të cilët zotërojnë pasuri, pozitë dhe ndjekës të shumtë duhet ta dinë se të gjitha këto bashkë nuk kanë për t'u sjellë atyre asnjë dobi tek Allahu dhe as nuk kanë për t'i shpëtuar ata prej dënimit të Allahut, nëse nuk kanë besuar dhe nuk kanë qenë të përgatitur për atë ditë.




وَلَقَدۡ جِئۡنَٰهُم بِكِتَٰبٖ فَصَّلۡنَٰهُ عَلَىٰ عِلۡمٍ هُدٗى وَرَحۡمَةٗ
لِّقَوۡمٖ يُؤۡمِنُونَ ٥٢ هَلۡ يَنظُرُونَ إِلَّا تَأۡوِيلَهُۥۚ يَوۡمَ يَأۡتِي تَأۡوِيلُهُۥ
يَقُولُ ٱلَّذِينَ نَسُوهُ مِن قَبۡلُ قَدۡ جَآءَتۡ رُسُلُ رَبِّنَا بِٱلۡحَقِّ
فَهَل لَّنَا مِن شُفَعَآءَ فَيَشۡفَعُواْ لَنَآ أَوۡ نُرَدُّ فَنَعۡمَلَ غَيۡرَ ٱلَّذِي
كُنَّا نَعۡمَلُۚ قَدۡ خَسِرُوٓاْ أَنفُسَهُمۡ وَضَلَّ عَنۡهُم مَّا كَانُواْ
يَفۡتَرُونَ ٥٣ إِنَّ رَبَّكُمُ ٱللَّهُ ٱلَّذِي خَلَقَ ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلۡأَرۡضَ
فِي سِتَّةِ أَيَّامٖ ثُمَّ ٱسۡتَوَىٰ عَلَى ٱلۡعَرۡشِۖ يُغۡشِي ٱلَّيۡلَ ٱلنَّهَارَ
يَطۡلُبُهُۥ حَثِيثٗا وَٱلشَّمۡسَ وَٱلۡقَمَرَ وَٱلنُّجُومَ مُسَخَّرَٰتِۭ
بِأَمۡرِهِۦٓۗ أَلَا لَهُ ٱلۡخَلۡقُ وَٱلۡأَمۡرُۗ تَبَارَكَ ٱللَّهُ رَبُّ ٱلۡعَٰلَمِينَ ٥٤
ٱدۡعُواْ رَبَّكُمۡ تَضَرُّعٗا وَخُفۡيَةًۚ إِنَّهُۥ لَا يُحِبُّ ٱلۡمُعۡتَدِينَ ٥٥
وَلَا تُفۡسِدُواْ فِي ٱلۡأَرۡضِ بَعۡدَ إِصۡلَٰحِهَا وَٱدۡعُوهُ خَوۡفٗا وَطَمَعًاۚ
إِنَّ رَحۡمَتَ ٱللَّهِ قَرِيبٞ مِّنَ ٱلۡمُحۡسِنِينَ ٥٦ وَهُوَ ٱلَّذِي يُرۡسِلُ
ٱلرِّيَٰحَ بُشۡرَۢا بَيۡنَ يَدَيۡ رَحۡمَتِهِۦۖ حَتَّىٰٓ إِذَآ أَقَلَّتۡ سَحَابٗا ثِقَالٗا
سُقۡنَٰهُ لِبَلَدٖ مَّيِّتٖ فَأَنزَلۡنَا بِهِ ٱلۡمَآءَ فَأَخۡرَجۡنَا بِهِۦ مِن كُلِّ
ٱلثَّمَرَٰتِۚ كَذَٰلِكَ نُخۡرِجُ ٱلۡمَوۡتَىٰ لَعَلَّكُمۡ تَذَكَّرُونَ ٥٧



(52) Ne u erdhëm atyre me këtë Kuran, Libër të cilin ia zbritëm Muhamedit ﷺ, duke e sqaruar me Dijen Tonë dhe me shpjegimin Tonë, se ai është udhëzues i besimtarëve për në rrugën e arsyeshme dhe të vërtetë, si dhe mëshirë ndaj tyre, nga udhëzimet që përmban për të arritur mirësinë e kësaj bote dhe të Botës Tjetër.

(53) Jobesimtarët nuk i pret gjë tjetër, përveçse dënimi për të cilin ata janë paralajmëruar dhe i cili do t'u bjerë atyre në Ahiret. Në Ditën e Ringjalljes do të vijnë dënimi, për të cilin qenë paralajmëruar jobesimtarët dhe shpërblimi, për të cilin qenë lajmëruar besimtarët. Atë Ditë do të thonë ata që e patën harruar Kuranin, kur ishin në dynja e nuk patën vepruar sipas tij: "Vërtet që të dërguarit e Zotit tonë na patën sjellë të Vërtetën, në të cilën nuk kishte asnjë dyshim se vinte prej Allahut. Ah, sikur të kishim sot ndonjë ndërmjetës tek Allahu, që Ai të mos na dënonte. Ose sikur të ishim kthyer edhe një herë në jetën e dynjasë dhe të kishim bërë vepra të mira, që të shpëtonim, ndryshe nga veprat e këqija, që patëm bërë. Vërtet që jobesimtarët e tillë e kanë shkatërruar vetë veten e tyre, duke e çuar atë në vendet e shkatërrimit, për shkak të mosbesimit të tyre. Sot u kanë humbur ata që i adhuronin në vend të Allahut, duke mos u sjellë asnjë dobi.

(54) Zoti juaj, o ju njerëz, është vetëm Allahu, Ai i Cili krijoi qiejt dhe Tokën pa shembull të mëparshëm, brenda gjashtë ditësh. Pastaj Ai u ngrit mbi Fronin e Vet ashtu siç i shkon Qenies së Tij Supreme, mënyrë të cilën ne nuk mund ta perceptojmë dot. Ai i largon errësirat e natës me anë të ndriçimit të ditës dhe ndriçimin e ditës nëpërmjet errësirave të natës. secila prej tyre (dita dhe nata) ndjekin me shpejtësi njëra-tjetrën, duke mos u vonuar asnjëra, kështu që sapo të mbarojë njëra fillon tjetra. Ai krijoi diellin,hënën dhe yjet, që i shihni e orientoheni me to. Pra, a nuk i përkasin vetëm Allahut të gjitha krijesat?! Kush tjetër është Krijues përveç Tij?! Vetëm Atij i përket vendimi tërësisht, mirësia maksimalisht dhe bamirësia plotësisht, pasi vetëm Ai i zotëron cilësitë supreme dhe të plota, Zot i botëve!

(55) Luteni, o besimtarë, Zotin tuaj me përgjërim e përulje, duke qenë të sinqertë në lutjet tuaja! Pra, mos u lutni për t'u dukur dhe as duke i shoqëruar Atij ortakë, pasi Ai nuk i do ata që i shkelin kufijtë në lutjet e tyre. Shkelja më e madhe e kufijve të Allahut në lutje është t'i drejtohesh dikujt tjetër krahas Tij, siç bëjnë idhujtarët.

(56) Mos bëni shkatërrime në tokë, duke kryer gjynahe, pasi Allahu e rregulloi atë me dërgimin e profetëve dhe e ndërtoi jetën nëpërmjet adhurimit të Tij pa ortakë. Lutni vetëm Allahun, duke patur frikë prej ndëshkimit të Tij e duke synuar të arrini shpërblimin e Tij, sepse mëshira e Allahut është afër atyre që janë vepërmirë, prandaj bëhuni prej tyre.

(57) Allahu është Ai që e dërgon erën si paralajmëruese të shiut. Kur erërat bartin retë e rënduara me ujë, Ne i drejtojmë ato re për në vendet e thata, duke e lëshuar ujin në ato vende. Me atë ujë bëjmë të mbijnë të gjitha llojet e frutave. Ashtu siç i nxjerrim frutat, në të njëjtën mënyrë kemi për t'i nxjerrë edhe të vdekurit prej varreve të tyre të ringjallur. Ne e bëjmë këtë (krahasim), me shpresë se ju, o njerëz, do të mendoheni në lidhje me fuqinë e Allahut në krijim, pasi vërtet Ai është i Plotfuqishëm që t'i ringjallë të vdekurit.

**Mësime nga ajetet:**

- Kurani Fisnik është një Libër me udhëzim të hollësishëm për nevojat njerëzore. Ai është mëshirë dhe udhëzim për këdo që e pranon atë me zemër të sinqertë.
- Allahu i krijoi qiejt dhe Tokën për gjashtë ditë, për shkak të një urtësie që e di vetëm Allahu i Lartësuar, se po të kishte dashur Ai, do t'u thoshte vetëm "Bëhu!", e ato do bëheshin.
- Duhet që besimtarët ta lusin Allahun e Lartësuar me gjithë frikërespektin dhe përvuajtshmërinë e tyre, në mënyrë që Ai t'u përgjigjet atyre me mirësinë e Vet.
- Shkatërrimi në tokë, në të gjitha format dhe mënyrat e tij, është i ndaluar prej Tij.



وَٱلْبَلَدُ ٱلطَّيِّبُ يَخْرُجُ نَبَاتُهُۥ بِإِذْنِ رَبِّهِۦ ۖ وَٱلَّذِى خَبُثَ لَا يَخْرُجُ
إِلَّا نَكِدًا ۚ كَذَٰلِكَ نُصَرِّفُ ٱلْءَايَٰتِ لِقَوْمٍ يَشْكُرُونَ ٥٨
لَقَدْ أَرْسَلْنَا نُوحًا إِلَىٰ قَوْمِهِۦ فَقَالَ يَٰقَوْمِ ٱعْبُدُوا۟ ٱللَّهَ مَا لَكُم
مِّنْ إِلَٰهٍ غَيْرُهُۥٓ إِنِّىٓ أَخَافُ عَلَيْكُمْ عَذَابَ يَوْمٍ عَظِيمٍ ٥٩
قَالَ ٱلْمَلَأُ مِن قَوْمِهِۦٓ إِنَّا لَنَرَىٰكَ فِى ضَلَٰلٍ مُّبِينٍ ٦٠ قَالَ يَٰقَوْمِ
لَيْسَ بِى ضَلَٰلَةٌ وَلَٰكِنِّى رَسُولٌ مِّن رَّبِّ ٱلْعَٰلَمِينَ ٦١
أُبَلِّغُكُمْ رِسَٰلَٰتِ رَبِّى وَأَنصَحُ لَكُمْ وَأَعْلَمُ مِنَ ٱللَّهِ
مَا لَا تَعْلَمُونَ ٦٢ أَوَعَجِبْتُمْ أَن جَآءَكُمْ ذِكْرٌ مِّن رَّبِّكُمْ
عَلَىٰ رَجُلٍ مِّنكُمْ لِيُنذِرَكُمْ وَلِتَتَّقُوا۟ وَلَعَلَّكُمْ تُرْحَمُونَ
٦٣ فَكَذَّبُوهُ فَأَنجَيْنَٰهُ وَٱلَّذِينَ مَعَهُۥ فِى ٱلْفُلْكِ وَأَغْرَقْنَا ٱلَّذِينَ
كَذَّبُوا۟ بِـَٔايَٰتِنَآ ۚ إِنَّهُمْ كَانُوا۟ قَوْمًا عَمِينَ ٦٤ ۞ وَإِلَىٰ
عَادٍ أَخَاهُمْ هُودًا ۗ قَالَ يَٰقَوْمِ ٱعْبُدُوا۟ ٱللَّهَ مَا لَكُم مِّنْ إِلَٰهٍ
غَيْرُهُۥٓ ۚ أَفَلَا تَتَّقُونَ ٦٥ قَالَ ٱلْمَلَأُ ٱلَّذِينَ كَفَرُوا۟ مِن قَوْمِهِۦٓ
إِنَّا لَنَرَىٰكَ فِى سَفَاهَةٍ وَإِنَّا لَنَظُنُّكَ مِنَ ٱلْكَٰذِبِينَ ٦٦
قَالَ يَٰقَوْمِ لَيْسَ بِى سَفَاهَةٌ وَلَٰكِنِّى رَسُولٌ مِّن رَّبِّ ٱلْعَٰلَمِينَ ٦٧


(58) Toka e mirë i nxjerr bimët e saj vetëm me le-
jen e Allahut, madje në formën më të mirë e më
të plotë. Kështu edhe besimtari e dëgjon këshillën
dhe përfiton prej saj, duke dhënë pastaj vepra të
mira. Kurse toka moçalore dhe e kripur nuk jep
asnjë frut, por me vështirësi nxjerr diçka që s'ka
asnjë dobi. Kështu është edhe jobesimtari nuk për-
fiton nga këshillat, prandaj edhe nuk vijnë prej tij
vepra të mira, të cilat mund t'i sjellin atij dobi. Me
këto shembuj të larmishëm Ne i sjellim plot argu-
mente të qarta dhe fakte të pakontestueshme për të
mbështetur të Vërtetën, drejtuar një populli që janë
mirënjohës për mirësitë e Allahut e nuk i mohoj-
në ato, por ndjekin Zotin e tyre. (59) Ne e dërguam
edhe Nuhun, si profet te populli i vet, që t'i thërris-
te ata për në njësimin e Allahut dhe që të brak-
tisnin adhurimin e gjithçkaje përveç Tij. Ai u tha:
"O popull, adhurojeni Allahun të vetëm, pasi nuk
ekziston zot tjetër që e meriton adhurimin përveç
Tij. Unë kam frikë për ju,o popull, dënimin e një
Dite të Madhe, në rast se ju këmbëngulni në mos-
besim." (60) Zotërinjtë e popullit dhe të mëdhenjtë
e tyre i thanë: "Në të vërtetë, ne mendojmë se ti, o
Nuh, qartazi je larg së Vërtetës." (61) Nuhu i thotë
përsëri parisë së popullit të vet: "Unë nuk jam i
humbur, siç pretendoni ju, por unë jam në udhën
e Zotit tim. Unë jam i dërguar tek ju prej Allahut,
Zotit tim, që është edhe Zoti juaj dhe Zoti i të gjitha
krijesave. (62) Po ju kumtoj vetëm atë shpallje, me
të cilën Allahu më dërgoi tek ju. Unë dua vetëm të
mirën tuaj, kur ju nxis që t'i zbatoni urdhrat e Alla-
hut, prandaj ju përmend shpërblimin që vjen prej
tyre. Ashtu siç ju paralajmëroj që të mos shkelni
ndalimet e Tij, duke u kujtuar ndëshkimin që vjen
prej kësaj, pasi unë e di prej Allahut të Lartësuar,
nëpërmjet rrugës së shpalljes, atë që ju nuk e dini. (63) Vallë, po habiteni se si ka mundësi që t'ju vijnë shpallja dhe kë-
shilla prej Zotit tuaj nga goja e një burri nga mesi juaj, që ju e njihni?! Ai burrë u rrit në mesin tuaj, që ju ta njihnit se nuk
ishte as gënjeshtar, as me të meta dhe as prej ndonjë kombësie tjetër. Ai erdhi vetëm që t'ju paralajmëronte për dënimin
e Allahut, nëse ju do të mohonit dhe të kundërshtonit. Këtë e bëri që t'i ruheni Allahut, duke i vënë në praktikë urdhrat e
Tij dhe duke u larguar prej ndalesave të Tij, me shpresën se do të mëshiroheni, po të besoni tek Ai."
(64) Por populli i vet e mohoi dhe nuk i besoi, përkundrazi ata vazhduan edhe më tej në mosbesimin e tyre, kështu që
Nuhu u lut që Allahu t'i shkatërronte. Megjithatë, Ne e shpëtuam prej përmbytjes atë vetë bashkë me besimtarët që ishin
me të në anije, duke i shkatërruar ata të cilët i mohuan argumentet Tona, këmbëngulës në mohimin e tyre. I shkatërruam
me përmbytje dhe me një vërshim të ardhur si ndëshkim ndaj tyre. Zemrat e tyre ishin vërtetë të verbra lidhur me të
Vërtetën. (65) Ne dërguam edhe tek fisi Ad profet nga mesi i tyre, Hudin ﷺ, i cili u tha: "O popull, adhurojeni Allahun të
vetëm, pasi nuk ekziston zot tjetër për ju që e meriton adhurimin. Vallë, nuk dëshironi t'i frikësoheni Atij duke i vënë në
zbatim urdhrat e Tij e duke u larguar prej ndalesave të Tij në mënyrë që të shpëtoni prej dënimit prej Tij?!" (66) Paria dhe
zotërinjtë e popullit të tij, të cilët e mohonin Allahun dhe të dërguarin e Tij, i thanë: "Në të vërtetë, ne mendojmë se ti, o
Hud, je mendjelehtë dhe i pamatur kur na bën thirrje që të adhurojmë vetëm Allahun dhe të lëmë adhurimin e të gjithë
idhujve. Ne jemi plotësisht të bindur se ti gënjen kur pretendon se je i dërguar." (67) Atëherë Hudi i përgjigjet popullit të
vet duke i thënë: "O popull, unë nuk jam as mendjelehtë e as i pamatur, por unë jam i dërguar prej Zotit të botëve!"

## Mësime nga ajetet:

- Toka e mirë është simbol i zemrave të mira, kur atyre u vijnë fjalët e Shpalljes, të cilat janë edhe shkaqet e jetës. Ashtu siç është shiu shkak për gjallërimin e jetës, ashtu edhe zemrat e mira, kur u vijnë fjalët e Shpalljes i pranojnë, i mësojnë dhe pastaj japin frute sipas mirësisë së origjinës dhe faktorëve të saj, siç është e vërtetë edhe e kundërta.
- Profetët dhe të dërguarit ua duan të mirën njerëzve më shumë se ç'mund t'ua duan baballarët dhe nënat e tyre.
- Prej ligjësive të Allahut është se Ai e ka dërguar çdo profet tek populli të cilit i përkiste, që fliste gjuhën e tyre, në mënyrë që të fitonte zemrat e atyre, natyrshmëria e të cilëve akoma nuk ishte prishur, si edhe në një formë lehtësimi për njerëzit.
- Mendjelehtët më injorantë janë ata që e mësojnë të Vërtetën për ta kundërshtuar dhe ata që tregohen mendjemëdhenj ndaj dijetarëve dhe këshilluesve, duke mos pranuar t'i nënshtrohen të Vërtetës, duke ia dedikuar zemrën çdo shejtani të devijuar.


سُورَةُ الأَعۡرَافِ ١٥٩ الجُزۡءُ الثَّامِنُ

أُبَلِّغُكُمْ رِسَٰلَٰتِ رَبِّي وَأَنَا۠ لَكُمْ نَاصِحٌ أَمِينٌ ٦٨ أَوَعَجِبْتُمْ أَن
جَآءَكُمْ ذِكْرٌ مِّن رَّبِّكُمْ عَلَىٰ رَجُلٍ مِّنكُمْ لِيُنذِرَكُمْ
وَٱذْكُرُوٓاْ إِذْ جَعَلَكُمْ خُلَفَآءَ مِنۢ بَعْدِ قَوْمِ نُوحٍ وَزَادَكُمْ
فِي ٱلْخَلْقِ بَصْۜطَةً فَٱذْكُرُوٓاْ ءَالَآءَ ٱللَّهِ لَعَلَّكُمْ تُفْلِحُونَ
٦٩ قَالُوٓاْ أَجِئْتَنَا لِنَعْبُدَ ٱللَّهَ وَحْدَهُۥ وَنَذَرَ مَا كَانَ يَعْبُدُ
ءَابَآؤُنَا فَأْتِنَا بِمَا تَعِدُنَآ إِن كُنتَ مِنَ ٱلصَّٰدِقِينَ ٧٠
قَالَ قَدْ وَقَعَ عَلَيْكُم مِّن رَّبِّكُمْ رِجْسٌ وَغَضَبٌ
أَتُجَٰدِلُونَنِي فِيٓ أَسْمَآءٍ سَمَّيْتُمُوهَآ أَنتُمْ وَءَابَآؤُكُم
مَّا نَزَّلَ ٱللَّهُ بِهَا مِن سُلْطَٰنٍ فَٱنتَظِرُوٓاْ إِنِّي مَعَكُم مِّنَ
ٱلْمُنتَظِرِينَ ٧١ فَأَنجَيْنَٰهُ وَٱلَّذِينَ مَعَهُۥ بِرَحْمَةٍ مِّنَّا
وَقَطَعْنَا دَابِرَ ٱلَّذِينَ كَذَّبُواْ بِـَٔايَٰتِنَا وَمَا كَانُواْ مُؤْمِنِينَ
٧٢ وَإِلَىٰ ثَمُودَ أَخَاهُمْ صَٰلِحًا قَالَ يَٰقَوْمِ ٱعْبُدُواْ ٱللَّهَ
مَا لَكُم مِّنْ إِلَٰهٍ غَيْرُهُۥ قَدْ جَآءَتْكُم بَيِّنَةٌ مِّن رَّبِّكُمْ
هَٰذِهِۦ نَاقَةُ ٱللَّهِ لَكُمْ ءَايَةً فَذَرُوهَا تَأْكُلْ فِيٓ أَرْضِ
ٱللَّهِ وَلَا تَمَسُّوهَا بِسُوٓءٍ فَيَأْخُذَكُمْ عَذَابٌ أَلِيمٌ ٧٣

EL-A'RAF 159 JUZ 8

68 Unë po ua kumtoj vetëm atë që më ka urdhëruar Allahu, domethënë njësimin dhe fenë e Tij. Unë jam këshillues besnik për atë që jam urdhëruar ta përcjell, duke mos i shtuar e as duke mos i hequr asgjë.
69 Vallë, po habiteni se si ka mundësi që t'ju vijë juve shpallja dhe përkujtimi prej Zotit tuaj nëpërmjet gojës së një burri nga lloji i juaj njerëzor e jo nga lloji i engjëjve apo xhindeve?! Falënderojeni Zotin tuaj dhe tregohuni mirënjohës ndaj Tij për faktin që ju dha pushtet në tokë, duke ju bërë zëvendësues të popullit të Nuhut, të cilët Allahu i shkatërroi për shkak të mosbesimit të tyre. Dhe shprehini mirënjohje Allahut, që ju bëri të veçantë me trupa të mëdhenj, të fuqishëm dhe të ashpër në luftë. Kujtojini mirësitë e gjera të Allahut ndaj jush, me shpresë se do ta fitoni atë që dëshirohet dhe të shpëtoni prej asaj që është e frikshme.
70 Populli i tij i tha: "Na e sill atë dënim që po na e premton, nëse je i sinqertë!"
71 Atëherë, Hudi ua ktheu: "Sapo keni ndjellë dënimin dhe zemërimin e Allahut, që do të bien mbi ju pa kthim mbrapa. Vallë, po më kundërshtoni mua për disa statuja, që ju dhe baballarët tuaj vetë i keni emëruar si zota, por që nuk kanë asgjë të vërtetë?! Ndërkohë që Allahu nuk ka zbritur asnjë argument, që provon se ata, që ju u luteni, janë pjesë e hyjnores. Priteni dënimin që sapo e kërkuat se do t'ju vijë shpejt, sepse edhe unë bashkë me ju jam duke pritur të ndodhë."
72 Ne i shpëtuam Hudin dhe besimtarët e tij me mëshirën Tonë dhe i shfarosëm ata që mohuan argumentet Tona, pasi ata nuk ishin besimtarë por kundërshtues që e merituan dënimin.
73 Edhe tek fisi Themud, Ne dërguam vëllain e tyre Salih, që t'i thërriste për në njësimin e Allahut dhe adhurimin e Tij. Salihu u tha: "O popull, adhurojeni Allahun të vetëm, pasi nuk ekziston zot tjetër për ju që e meriton adhurimin. Sapo ju kanë ardhur argumente të qarta prej Allahut për Vërtetësinë e mesazhit tim: një kafshë e ngjashme me devenë, e cila del prej shkëmbit, e cila ka të drejtë ta pijë tërë ujin në kohën e vet edhe ju keni të drejtë ta pini atë në ditën e caktuar (pas saj). Prandaj lëreni atë të kullosë ku të dojë në tokën e Allahut, sepse ju nuk keni asnjë përgjegjësi ndaj saj, si dhe mos i bëni asaj asnjë të keqe, pasi po t'i bëni keq, asaj t'ju godasë pastaj një dënim tmerrshëm."

**Mësime nga ajetet:**

- Kërkohet që besimtari të zbukurohet me margaritarët e durimit gjatë thirrjes për tek Allahu, duke marrë shembull profetët e Tij – Paqja qoftë mbi ta!
- Prej përparësive në thirrjen për tek Allahu është ftesa për të adhuruar vetëm Allahun, pa i shoqëruar Atij asnjë ortak dhe për të refuzuar idhujtarinë ndaj Tij.
- Vetëpëlqimi për shkak të forcës materiale e fizike etj., e shtyn njeriun të mos i përfillë urdhrat dhe ndalesat e Allahut.
- Profeti gjithmonë është dërguar nga raca e vet, madje ai zgjidhej prej familjes me prejardhjen më fisnike, më i miri në vlerë, më i ndershmi në shoqëri dhe më i larti prej tyre në moral.
- Profetët dhe trashëguesit e tyre i mirëpresin injorantët me dashuri, i mbyllin sytë përpara thënieve të tyre të këqija, duke i toleruar, falur dhe mëshiruar.

وَٱذْكُرُوٓاْ إِذْ جَعَلَكُمْ خُلَفَآءَ مِنۢ بَعْدِ عَادٍ وَبَوَّأَكُمْ
فِى ٱلْأَرْضِ تَتَّخِذُونَ مِن سُهُولِهَا قُصُورًا وَتَنْحِتُونَ
ٱلْجِبَالَ بُيُوتًا ۖ فَٱذْكُرُوٓاْ ءَالَآءَ ٱللَّهِ وَلَا تَعْثَوْاْ فِى
ٱلْأَرْضِ مُفْسِدِينَ ﴿٧٤﴾ قَالَ ٱلْمَلَأُ ٱلَّذِينَ ٱسْتَكْبَرُواْ مِن
قَوْمِهِۦ لِلَّذِينَ ٱسْتُضْعِفُواْ لِمَنْ ءَامَنَ مِنْهُمْ أَتَعْلَمُونَ
أَنَّ صَٰلِحًا مُّرْسَلٌ مِّن رَّبِّهِۦ ۚ قَالُوٓاْ إِنَّا بِمَآ أُرْسِلَ بِهِۦ
مُؤْمِنُونَ ﴿٧٥﴾ قَالَ ٱلَّذِينَ ٱسْتَكْبَرُوٓاْ إِنَّا بِٱلَّذِىٓ
ءَامَنتُم بِهِۦ كَٰفِرُونَ ﴿٧٦﴾ فَعَقَرُواْ ٱلنَّاقَةَ وَعَتَوْاْ عَنْ
أَمْرِ رَبِّهِمْ وَقَالُواْ يَٰصَٰلِحُ ٱئْتِنَا بِمَا تَعِدُنَآ إِن كُنتَ
مِنَ ٱلْمُرْسَلِينَ ﴿٧٧﴾ فَأَخَذَتْهُمُ ٱلرَّجْفَةُ فَأَصْبَحُواْ فِى دَارِهِمْ
جَٰثِمِينَ ﴿٧٨﴾ فَتَوَلَّىٰ عَنْهُمْ وَقَالَ يَٰقَوْمِ لَقَدْ أَبْلَغْتُكُمْ
رِسَالَةَ رَبِّى وَنَصَحْتُ لَكُمْ وَلَٰكِن لَّا تُحِبُّونَ ٱلنَّٰصِحِينَ
﴿٧٩﴾ وَلُوطًا إِذْ قَالَ لِقَوْمِهِۦٓ أَتَأْتُونَ ٱلْفَٰحِشَةَ مَا سَبَقَكُم
بِهَا مِنْ أَحَدٍ مِّنَ ٱلْعَٰلَمِينَ ﴿٨٠﴾ إِنَّكُمْ لَتَأْتُونَ ٱلرِّجَالَ
شَهْوَةً مِّن دُونِ ٱلنِّسَآءِ ۚ بَلْ أَنتُمْ قَوْمٌ مُّسْرِفُونَ ﴿٨١﴾



(74) Kujtoni mirësinë e Allahut ndaj jush, që ju bëri zëvendësues të popullit Ad, që ju mundësoi të përhapeni nëpër tokë, duke përfituar prej saj e duke arritur synimet tuaja. E gjitha kjo ndodhi pas shkatërrimit të popullit Ad, për shkak të këmbënguljes së tyre në mosbesim dhe përgënjeshtrim. Ndërkohë që juve ju mundësoi të ndërtonit pallate në rrafshinat e tokës, ndërsa në shkëmbinjtë e maleve të gdhendni shtëpi për vete. Prandaj kujtojini mirësitë e Allahut ndaj jush, që të tregoheni mirënjohës ndaj Tij dhe mos u përpiqni për të sjellë shkatërrime në tokë, gjë e cila shmanget me lënien mohimit të Allahut dhe lënien e gjynaheve.

(75) Zotërinjtë dhe udhëheqësit arrogantë prej popullit të tij iu drejtuan pasuesve të tij besimtarë, të cilët ishin të dobët: "A mendoni, o besimtarë, se Salihu është vërtet i dërguar prej Allahut?!" Besimtarët e dobët iu përgjigjën: "Po, ne i besojmë mesazhit të Salihut, e pranojmë atë, i bindemi dhe e zbatojmë fenë e tij."

(76) Atëherë, mendjemëdhenjtë e popullit të tij thanë: "Ndërsa ne e mohojmë atë që ju e besoni. Madje nuk do ta besojmë e nuk do ta zbatojmë kurrë fenë e tij."

(77) Kështu ata e therën devenë që ai ua kishte ndaluar ta dëmtonin sado pak, duke treguar arrogancë ndaj urdhrave të Allahut. Dhe pastaj, duke e konsideruar të largët dënimin që u kishte premtuar Salihu, thanë me tallje: "O Salih, na e sill tani atë dënim të dhembshëm që na e pate premtuar, nëse je vërtet i dërguar i Allahut!"

(78) Jobesimtarëve u erdhi dënimi, që e kishin kërkuar t'u vinte sa më shpejt, duke i përfshirë një tërmet i tmerrshëm, derisa të gjithë mbetën të shtrirë përmbys, me fytyra dhe gjunjë përtokë; askush prej tyre nuk i shpëtoi shkatërrimit.

(79) Atëherë, Salihu ﷺ ia ktheu shpinën popullit të vet dhe ashtu shpresëhumbur tha: "Ah, mor populli im! Jua përcolla porositë e Allahut dhe ju këshillova, herë duke ju joshur e herë duke ju frikësuar, por ju ishit një popull që nuk i donit këshilluesit, të cilët kujdeseshin për t'ju udhëzuar për tek e mira e për t'ju larguar nga e keqja".

(80) Përkujto, o i Dërguar, Lutin, kur ju drejtua popullit të vet me qortim: "Si po u afroheni veprave të ndyra e të urryera, duke kontaktuar me meshkuj?! Këtë poshtërsi që keni shpikur, nuk e ka bërë askush tjetër para jush!

(81) Ju po kontaktoni me meshkujt për të shfryrë epshin tuaj, në vend të grave, të cilat janë krijuar për këtë. Dhe kështu po kundërshtoni arsyen, traditën dhe natyrshmërinë njerëzore. Po, ju jeni tejkalues të çdo kufiri të Allahut, duke dalë prej natyrës njerëzore, sepse devijimi juaj bie ndesh me logjikën e shëndoshë e natyrshmërinë e pastër.

### Mësime nga ajetet:

- Mendjemadhësia në përgjithësi lind prej pasurisë së madhe dhe pozitës. Ndërsa mungesa e pasurisë dhe e pozitës janë më të prira për të nxitur besimin, sinqeritetin dhe nënshtrimin.
- Lejimi i ndërtimit të shtëpive të larta, siç janë pallatet dhe ndërtesat e ngjashme, sepse nga gjurmët e mirësisë së Allahut janë shtëpia e mirë e shoqëruar me falënderim për Dhuruesin.
- Në përgjithësi, thirrja e profetëve pranohet prej të shtypurve dhe të varfërve. Ata e pranojnë fjalën e vërtetë të profetëve, ndërsa zotërinjtë dhe elita e refuzojnë dhe tregohen mendjemëdhenj ndaj saj.
- Dënimi i Allahut mund të përfshijë të gjithë shoqërinë, nëse e keqja në atë shoqëri shtohet dhe nuk kundërshtohet.



(82) Ndërsa përgjigjja e popullit të tij, që e kryente këtë fëlliqësi, të cilën ai ua kundërshtonte, ishte veçse refuzim i të Vërtetës: "Nxirreni Lutin dhe familjen e tij prej vendbanimit tuaj, pasi ata i largohen asaj që bëjmë ne dhe nuk mund ta pranojmë që ata të qëndrojnë në mesin tonë".
(83) Kështu, Ne e shpëtuam atë dhe familjen e tij duke i urdhëruar që të dilnin natën prej vendbanimit mbi të cilin do të binte dënimi; përveç gruas të tij, e cila qëndroi me pjesën tjetër të popullit të saj, duke e përfshirë edhe atë i njëjti dënim me ata.
(84) Mbi ta lëshuam një shi të tmerrshëm, duke i gjuajtur ata me gurë prej balte të tharë dhe duke e përmbysur të gjithë vendbanimin e tyre. Prandaj medito, o i Dërguar, se si ishte përfundimi i popullit kriminel të Lutit: një shkatërrim dhe mjerim i përhershëm.
(85) Edhe tek fisi Medjen Ne dërguam vëllain e tyre, Shuajbin i cili u tha: "O popull, adhurojeni Allahun të vetëm, pasi për ju nuk ekziston zot tjetër që e meriton adhurimin. Sapo ju kanë ardhur argumente bindëse e të qarta prej Allahut rreth Vërtetësisë së mesazhit që unë sjell prej Zotit tim. Prandaj jepuni njerëzve hakun në matje dhe peshë, mos bëni hile dhe mos i mashtroni blerësit. Gjithashtu, mos bëni shkatërrime në tokë me femohim dhe gjynahe, pasi rregullimit të saj me dërgimin e profetëve më herët! Këto këshilla për të lënë gjynahet dhe për t'u afruar me Allahun, duke zbatuar urdhrat e Tij, janë më të mira dhe më të dobishme për ju, nëse jeni vërtet besimtarë.
(86) Mos zini prita në rrugë për të kërcënuar udhëtarët që kalojnë në to, me qëllim për të grabitur pasurinë e tyre. Mos pengoni që t'i afrohen fesë së Allahut ata që dëshirojnë të udhëzohen dhe mos u përpiqni ta shëmtoni Rrugën e Allahut, që njerëzit të mos e ndjekin. Por kujtoni mirësinë e Allahut ndaj jush, kur ishit pak e Ai ju shumoi tregojini mirënjohje Atij. Meditoni rreth përfundimit të atyre që bënë shkatërrime në tokë përpara jush, që ishte shkatërrimi i plotë.
(87) Disa prej jush i besojnë shpalljes që kam sjellë prej Zotit tim, ndërsa disa të tjerë nuk i besojnë asaj. Prandaj prisni, o mosbesues, derisa Allahu të ndajë se kush ka të drejtë, pasi Ai është më i Miri në ndarje dhe më i Drejti në gjykim.

### Mësime nga ajetet:

- Homoseksualizmi është një poshtërsi, që tregon përmbysjen e natyrshmërisë njerëzore, prandaj edhe dënimi i duhur për ta ishte pikërisht sipas llojit të veprës së tyre: Allahu ua përmbysi vendbanimet mbi kokë.
- Thirrja e profetëve - edhe ajo e Shuajbit ﷺ - ngrihet mbi dy baza: Respektimi i urdhrit të Allahut: që përfshin pohimin e njëshmërisë së Allahut dhe pranimin e profetësisë; dhe dhembshuria ndaj krijesave të Allahut, e cila përfshin lënien e gjërave pa vlerë, largimin prej shkatërrimit dhe mos shkaktimin e asnjë shqetësimi.
- Shkatërrimi dhe prishja në tokë pas vendosjes së rregullit, janë krim kundër së drejtës njerëzore. Kjo, sepse rregullimi mbi bazat e besimit dhe të moralit është në dobi të të gjithëve, kurse prishja e rendit në tokë është armiqësi kundër njerëzve.
- Një prej gjynaheve më të rënda më të mëdha, më të rrezikshme e më të poshtra, është përvetësimi i asaj që nuk është e lejuar ta marrësh fetarisht, nëpërmjet funksioneve financiare, duke ushtruar dhunë dhe presion. Një veprim i tillë është zhvatje, padrejtësi, zullum ndaj njerëzve, përhapje e së keqes dhe pranim i saj.